## SURJA "EL-MUXHADELE"

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*


سُورَةُ المُجَادَلَةِ ٥٤٢ الجُزْءُ الثَّامِنُ وَالعِشْرُونَ

سُورَةُ المُجَادَلَةِ — ترتيبها ٥٨ — آياتها ٢٢

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الجزء ٢٨ الحزب ٥٥ قَدْ سَمِعَ ٱللَّهُ قَوْلَ ٱلَّتِي تُجَٰدِلُكَ فِي زَوْجِهَا وَتَشْتَكِيٓ إِلَى ٱللَّهِ
وَٱللَّهُ يَسْمَعُ تَحَاوُرَكُمَآۚ إِنَّ ٱللَّهَ سَمِيعُۢ بَصِيرٌ ﴿١﴾ ٱلَّذِينَ يُظَٰهِرُونَ
مِنكُم مِّن نِّسَآئِهِم مَّا هُنَّ أُمَّهَٰتِهِمْۖ إِنْ أُمَّهَٰتُهُمْ إِلَّا ٱلَّٰٓـِٔي
وَلَدْنَهُمْۚ وَإِنَّهُمْ لَيَقُولُونَ مُنكَرًا مِّنَ ٱلْقَوْلِ وَزُورًاۚ وَإِنَّ
ٱللَّهَ لَعَفُوٌّ غَفُورٌ ﴿٢﴾ وَٱلَّذِينَ يُظَٰهِرُونَ مِن نِّسَآئِهِمْ ثُمَّ يَعُودُونَ
لِمَا قَالُواْ فَتَحْرِيرُ رَقَبَةٍ مِّن قَبْلِ أَن يَتَمَآسَّاۚ ذَٰلِكُمْ تُوعَظُونَ
بِهِۦۚ وَٱللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ خَبِيرٌ ﴿٣﴾ فَمَن لَّمْ يَجِدْ فَصِيَامُ شَهْرَيْنِ
مُتَتَابِعَيْنِ مِن قَبْلِ أَن يَتَمَآسَّاۖ فَمَن لَّمْ يَسْتَطِعْ فَإِطْعَامُ سِتِّينَ
مِسْكِينًاۚ ذَٰلِكَ لِتُؤْمِنُواْ بِٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦۚ وَتِلْكَ حُدُودُ ٱللَّهِۗ
وَلِلْكَٰفِرِينَ عَذَابٌ أَلِيمٌ ﴿٤﴾ إِنَّ ٱلَّذِينَ يُحَآدُّونَ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥ
كُبِتُواْ كَمَا كُبِتَ ٱلَّذِينَ مِن قَبْلِهِمْۚ وَقَدْ أَنزَلْنَآ ءَايَٰتٍۭ بَيِّنَٰتٍۚ
وَلِلْكَٰفِرِينَ عَذَابٌ مُّهِينٌ ﴿٥﴾ يَوْمَ يَبْعَثُهُمُ ٱللَّهُ جَمِيعًا فَيُنَبِّئُهُم
بِمَا عَمِلُوٓاْۚ أَحْصَىٰهُ ٱللَّهُ وَنَسُوهُۚ وَٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَيْءٍ شَهِيدٌ ﴿٦﴾

EL-MUXHADELE 542 JUZ 28

### Qëllimet e sures:

Përkujtimi i besimtarëve të sinqertë të tregojnë kujdes nga gjynahet, pasi Allahu është Mbikëqyrës i tyre për çdo fjalë që thonë dhe për çdo punë që veprojnë.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Allahu e dëgjoi fjalën e (Haule bint Thalebe) gruas që polemizoi me ty (o i Dërguar) në lidhje me çështjen e burrit të saj (Eus bin Samit), pasi ai i bëri dhihar (ia ndalojë vetes intimitetin me bashkëshorten) asaj, duke e konsideruar marrëdhënien me të si marrëdhënien me nënën e vet; veçanërisht, kur ajo e ngriti ankimin e saj tek Allahu lidhur me qëndrimin që kishte mbajtur bashkëshorti. Allahu dëgjoi çdo fjalë që ju të dy ja kthenit njeri-tjetrit në lidhje me këtë çështje. Allahu është Dëgjues e Vështrues i gjithçkaje, të Cilit nuk mund t'i fshihet asnjë fjalë e asnjë veprim i robërve të Vet.

(2) Sa u përket atyre mes jush, që u bëjnë dhihar (përjashtim) grave të veta, duke u thënë atyre: "Ti për mua je si shpina e nënës time!" ata në fakt shpifin, pasi ato nuk janë nënat e tyre. Nënat e tyre janë vetëm ato të cilat i kanë lindur ata. Ata thonë fjalë të neveritshme e të tmerrshme. Allahu është Falës e Shlyes i gabimeve, për ata që i kërkojnë falje dhe dëshirojnë t'i fshijnë ato.

(3) Për sa u përket atyre që i bënë dhihar (përjashtim) grave të veta, duke u thënë atyre këto fjalë të tmerrshme dhe pastaj duan të kthehen sërish tek to për të pasur marrëdhënie intime, pas asaj që kanë thënë, ata duhet fillimisht të shpaguajnë për këtë, duke liruar një skllav apo skllave, para të kryejnë marrëdhënie bashkëshortore. Kjo është dispozita që ju ngarkohet lidhur me këtë rast. Allahu është i Mirinformuar për çdo gjë që ju bëni.

(4) Ai që nuk gjen një skllav apo skllave për të liruar, detyrohet të agjërojë dy muaj rresht (pa ndërprerje), si shpagim për të, para kryerjes së marrëdhënieve intime. Nëse dikush nuk mund ta përballojë dot agjërimin e dy muajve rresht, atëherë ai ka detyrim të ushqejë gjashtëdhjetë të varfër me një racion mesatar për secilin. Kjo është dispozita që ju detyrohet, nëse ju jeni besimtarë, në mënyrë që t'i besoni thellësisht Allahut dhe të Dërguarit të Tij, si dhe t'i merrni seriozisht porositë e dispozitat e tyre. Dijeni se këta janë kufijtë e Allahut e ata që mohojnë dispozitat dhe kufijtë e Allahut, që ka vendosur për ta, do të vuajnë një dënim të dhembshëm në të dyja botët.

(5) Për sa u përket atyre që i kundërvihen Allahut e të Dërguarit të Tij, s'ka dyshim se ata kanë për t'u shkatërruar, ashtu siç u shkatërruan edhe popuj e mëparshëm, që iu kundërvunë të dërguarve të tyre. Vërtet (o njerëz)- Ne ju kemi zbritur argumente të qarta e bindëse në këtë Kuran, që ju të besoni e të gjeni shpëtimin. Gjithashtu, dijeni se për mohuesit do të ketë vuajtje poshtëruese.

(6) Ditën kur Allahu t'i ringjallë të gjithë së bashku dhe t'u tregojë atyre gjithçka që kanë vepruar, atë ditë ata do ta kuptojnë se Allahu ua ka shënuar e ruajtur gjithçka, edhe pse ata kanë harruar, për shkak të mospërfilljes e papërgjegjësisë së tyre në dynja. Dijeni (o njerëz)- se Allahu është Dëshmues i çdo gjëje dhe se Atij nuk mund t'i fshihet e nuk mund t'i humbasë asgjë.

### Mësime nga ajetet:

- Butësia e Allahut ndaj robërve të Vet të pafuqishëm, duke iu përgjigjur lutjes së tyre e duke i ndihmuar kundër çdokujt që u bën padrejtësi.
- Për të fshirë disa gjynahe, përveç pendimit, duhen bërë edhe vepra të mira pas tyre, masa e të cilave duhet të tejkalojë masën e veprave të këqija, pasi kjo e mëson besimtarin për rëndësinë e përgjegjësisë.
- Prej mëshirës së Allahut ndaj robërve të Vet është dhënia e mundësive të ndryshme për shpagimin e gjynahut të dhiharit, sipas mundësive që ata kanë, duke mos i ngarkuar me diçka të pamundur.
- Në fund të ajeteve që flasin për dhiharin, përmenden mohuesit, duke nënkuptuar se kjo traditë është prej veprave të tyre të shëmtuara, pastaj ishte e përshtatshme përmendja e disa situatave të jobesimtarëve.

أَلَمْ تَرَ أَنَّ ٱللَّهَ يَعْلَمُ مَا فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِى ٱلْأَرْضِ ۖ مَا يَكُونُ مِن
نَّجْوَىٰ ثَلَٰثَةٍ إِلَّا هُوَ رَابِعُهُمْ وَلَا خَمْسَةٍ إِلَّا هُوَ سَادِسُهُمْ وَلَآ أَدْنَىٰ
مِن ذَٰلِكَ وَلَآ أَكْثَرَ إِلَّا هُوَ مَعَهُمْ أَيْنَ مَا كَانُوا۟ ۖ ثُمَّ يُنَبِّئُهُم بِمَا
عَمِلُوا۟ يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ ۚ إِنَّ ٱللَّهَ بِكُلِّ شَىْءٍ عَلِيمٌ ٧ أَلَمْ تَرَ إِلَى ٱلَّذِينَ
نُهُوا۟ عَنِ ٱلنَّجْوَىٰ ثُمَّ يَعُودُونَ لِمَا نُهُوا۟ عَنْهُ وَيَتَنَٰجَوْنَ بِٱلْإِثْمِ
وَٱلْعُدْوَٰنِ وَمَعْصِيَتِ ٱلرَّسُولِ ۖ وَإِذَا جَآءُوكَ حَيَّوْكَ بِمَا لَمْ يُحَيِّكَ
بِهِ ٱللَّهُ وَيَقُولُونَ فِىٓ أَنفُسِهِمْ لَوْلَا يُعَذِّبُنَا ٱللَّهُ بِمَا نَقُولُ ۚ حَسْبُهُمْ
جَهَنَّمُ يَصْلَوْنَهَا ۖ فَبِئْسَ ٱلْمَصِيرُ ٨ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓا۟ إِذَا
تَنَٰجَيْتُمْ فَلَا تَتَنَٰجَوْا۟ بِٱلْإِثْمِ وَٱلْعُدْوَٰنِ وَمَعْصِيَتِ ٱلرَّسُولِ
وَتَنَٰجَوْا۟ بِٱلْبِرِّ وَٱلتَّقْوَىٰ ۖ وَٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ ٱلَّذِىٓ إِلَيْهِ تُحْشَرُونَ ٩ إِنَّمَا
ٱلنَّجْوَىٰ مِنَ ٱلشَّيْطَٰنِ لِيَحْزُنَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَلَيْسَ بِضَآرِّهِمْ
شَيْـًٔا إِلَّا بِإِذْنِ ٱللَّهِ ۚ وَعَلَى ٱللَّهِ فَلْيَتَوَكَّلِ ٱلْمُؤْمِنُونَ ١٠ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓا۟ إِذَا قِيلَ لَكُمْ تَفَسَّحُوا۟ فِى ٱلْمَجَٰلِسِ فَٱفْسَحُوا۟ يَفْسَحِ
ٱللَّهُ لَكُمْ ۖ وَإِذَا قِيلَ ٱنشُزُوا۟ فَٱنشُزُوا۟ يَرْفَعِ ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ مِنكُمْ
وَٱلَّذِينَ أُوتُوا۟ ٱلْعِلْمَ دَرَجَٰتٍ ۚ وَٱللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ خَبِيرٌ ١١



7 A nuk e sheh, pra, (o i Dërguar) se si Allahu e di gjithçka që është në qiej e në Tokë dhe se Atij nuk mund t'i fshihet asnjë lëvizje a asnjë fjalë?! Nuk ekziston bisedë sekrete mes tre personave e që Ai me dëgjimin, shikimin e dijen e Vet, të mos jetë i katërti i tyre; as bisedë midis pesë personave, e që Ai të mos jetë i gjashti i tyre. Madje as kur ata janë më pak se tre dhe as kur janë më shumë se gjashtë, që Ai të mos jetë pranë tyre, kudo qofshin, duke mos iu fshehur prej bisedës së tyre asgjë. Pastaj Ai ka për t'ua treguar në Ditën e Gjykimit çfarë ata kanë bërë, në mënyrë që të binden se vërtet Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë!
8 A nuk i shikon (o i Dërguar) ata (hipokritë) të cilëve u janë ndaluar takimet dhe bisedat sekrete (me hebrenjtë), ndërkohë që ata duhej të ishin transparentë me besimtarët e të mos i përjashtonin nga bisedat mes tyre. Pavarësisht kësaj, ata përsëri i kthehen asaj që u është ndaluar nga Allahu dhe vazhdojnë të bisedojnë mes tyre për gjynahe (shpifje e përgojime), armiqësi (intriga e kurthe) dhe kundërshtimin e të Dërguarit. A i ke parë (o i Dërguar) (hebrenjtë) se, kur vijnë tek ti, të përshëndesin me një formë që nuk të ka përshëndetur Allahu, duke të thënë: "es-Semu alejkum - Helmi (vdekja) të qoftë!" Dhe pastaj thonë me vete: "Përse, pra, nuk po na dënon Allahu për atë që po themi, nëse ai vërtet është i dërguar prej Allahut?!" Atyre u mjafton Xhehenemi si ndëshkim për atë që thonë. Në të do të digjen përgjithmonë, për shkak të mohimit të tyre. Ai është vendi më i keq, në të cilin ata do qëndrojnë!
9 O ju që i keni besuar Allahut sinqerisht e zbatoni porositë e Tij! Nëse jeni të detyruar të bisedoni në fshehtësi me njëri-tjetrin, atëherë mos i ktheni ato në biseda të fshehta për gjynahe (shpifje e përgojime), armiqësi (intriga e kurthe) dhe as për të kundërshtuar të Dërguarin, në mënyrë që të mos bëheni si hebrenjtë; por kthejini ato në biseda të fshehta për bamirësi (ndihmesë e pajtime mes njerëzve) dhe devotshmëri(bindje ndaj Allahut e pengim nga gjynahet). Kini frikën Allahun e kujtojeni Ditën, kur keni për t'u tubuar tek Ai, pasi Ai i di të gjitha. Ju do të jepni llogari për gjithçka në Ditën e Gjykimit.
10 Vërtet që takimet dhe bisedat e fshehta janë prej veprave të djallit, nëpërmjet të cilave ai dëshiron të fusë shqetësim e dëshpërim në zemrat e besimtarëve, edhe pse ai nuk mund t'u shkaktojë atyre asnjë dëm me këto veprime, përveç nëse Allahu e lejon që cytja e tij të ketë efekt. Prandaj, ata që janë besimtarë le t'i kërkojnë Allahut vazhdimisht mbrojtje e ndihmë, duke iu mbështetur vetëm Atij!

*Pasi Allahu i mësoi besimtarët se si të tregohen të kujdesshëm, që të mos i lëndojnë ndjenjat e besimtarëve të tjerë nëpërmjet fjalëve, i mëson ata t'i respektojnë ata besimtarë, duke u bërë vend në bisedat e tyre:
11 O ju që keni besuar Allahun e vini në zbatim porositë e Tij! Nëse ju thuhet: "Shtyhuni e bëjuni vend edhe të tjerëve në tubimet tuaja!", tregohuni të sjellshëm e bëjuni vend edhe të tjerëve mes jush! Në këtë mënyrë edhe Allahu do t'ju bëjë vend e t'ju nderojë juve, si në këtë botë, ashtu edhe në Botën Tjetër pranë Tij. Nëse ju thuhet: "Ngrihuni për të bërë ndonjë të mirë!", atëherë ngrihuni e zbatojeni menjëherë atë, që Allahu t'ju ngrejë e t'ju lartësojë mbi jobesimtarët., si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër. Dijeni se Allahu është i Mirinformuar për çdo gjë që ju veproni dhe ka për t'ju shpërblyer për çdo mund e çdo qëllim tuajin.

**Mësime nga ajetet:**

- Edhe pse Allahu me Qenien e Tij është mbi të gjithë krijimin e Tij mbi Arsh, Ai përsëri është Mbikëqyrës i krijesave, me dëgjimin, shikimin dhe dijen e Tij, duke mos iu fshehur asgjë.
- Meqë shumë njerëz që bëjnë takime dhe biseda të fshehta, i bëjnë këto për gjynahe e vepra të këqija, Allahu i urdhëron besimtarët e Vet që bisedat e tyre të fshehta të jenë vetëm për mirësi dhe devotshmëri.
- Prej edukatës e moralit të bisedave e vendeve të tubimit, është respektimi i të tjerëve, duke u bërë vend e duke u ngritur në shërbim të tyre, vepra të cilat tek Allahu konsiderohen prej më të dashurave, me të cilat njeriu mund të fitojë kënaqësinë dhe nderimin e Tij!

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِذَا نَٰجَيۡتُمُ ٱلرَّسُولَ فَقَدِّمُواْ بَيۡنَ يَدَيۡ نَجۡوَىٰكُمۡ
صَدَقَةٗۚ ذَٰلِكَ خَيۡرٞ لَّكُمۡ وَأَطۡهَرُۚ فَإِن لَّمۡ تَجِدُواْ فَإِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٞ رَّحِيمٌ
١٢ ءَأَشۡفَقۡتُمۡ أَن تُقَدِّمُواْ بَيۡنَ يَدَيۡ نَجۡوَىٰكُمۡ صَدَقَٰتٖۚ فَإِذۡ لَمۡ تَفۡعَلُواْ
وَتَابَ ٱللَّهُ عَلَيۡكُمۡ فَأَقِيمُواْ ٱلصَّلَوٰةَ وَءَاتُواْ ٱلزَّكَوٰةَ وَأَطِيعُواْ ٱللَّهَ
وَرَسُولَهُۥۚ وَٱللَّهُ خَبِيرُۢ بِمَا تَعۡمَلُونَ ١٣ ۞أَلَمۡ تَرَ إِلَى ٱلَّذِينَ تَوَلَّوۡاْ الحزب ٥٥
قَوۡمًا غَضِبَ ٱللَّهُ عَلَيۡهِم مَّا هُم مِّنكُمۡ وَلَا مِنۡهُمۡ وَيَحۡلِفُونَ عَلَى ٱلۡكَذِبِ
وَهُمۡ يَعۡلَمُونَ ١٤ أَعَدَّ ٱللَّهُ لَهُمۡ عَذَابٗا شَدِيدًاۖ إِنَّهُمۡ سَآءَ مَا كَانُواْ
يَعۡمَلُونَ ١٥ ٱتَّخَذُوٓاْ أَيۡمَٰنَهُمۡ جُنَّةٗ فَصَدُّواْ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِ فَلَهُمۡ
عَذَابٞ مُّهِينٞ ١٦ لَّن تُغۡنِيَ عَنۡهُمۡ أَمۡوَٰلُهُمۡ وَلَآ أَوۡلَٰدُهُم مِّنَ ٱللَّهِ
شَيۡـًٔاۚ أُوْلَٰٓئِكَ أَصۡحَٰبُ ٱلنَّارِۖ هُمۡ فِيهَا خَٰلِدُونَ ١٧ يَوۡمَ يَبۡعَثُهُمُ
ٱللَّهُ جَمِيعٗا فَيَحۡلِفُونَ لَهُۥ كَمَا يَحۡلِفُونَ لَكُمۡ وَيَحۡسَبُونَ أَنَّهُمۡ
عَلَىٰ شَيۡءٍۚ أَلَآ إِنَّهُمۡ هُمُ ٱلۡكَٰذِبُونَ ١٨ ٱسۡتَحۡوَذَ عَلَيۡهِمُ ٱلشَّيۡطَٰنُ
فَأَنسَىٰهُمۡ ذِكۡرَ ٱللَّهِۚ أُوْلَٰٓئِكَ حِزۡبُ ٱلشَّيۡطَٰنِۚ أَلَآ إِنَّ حِزۡبَ ٱلشَّيۡطَٰنِ
هُمُ ٱلۡخَٰسِرُونَ ١٩ إِنَّ ٱلَّذِينَ يُحَآدُّونَ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥٓ أُوْلَٰٓئِكَ فِي ٱلۡأَذَلِّينَ
٢٠ كَتَبَ ٱللَّهُ لَأَغۡلِبَنَّ أَنَا۠ وَرُسُلِيٓۚ إِنَّ ٱللَّهَ قَوِيٌّ عَزِيزٞ ٢١



* Duke qenë se sahabët filluan ta thërrisnin shpesh Profetin ﷺ për biseda, Allahu i Madhëruar tha:

(12) O ju që keni besuar Allahun dhe i vini në zbatim porositë e Tij! Nëse dëshironi që të diskutoni veçmas me të Dërguarin, atëherë duhet që të jepni lëmoshë, para se të takoheni me të. Kjo është më e dobishme për ju dhe më pastër për zemrat tuaja, pasi jua shton devotshmërinë e jua pastron edhe më shumë zemrat. Nëse për shkak të varfërisë, ju nuk keni ç'të jepni, atëherë Allahu është Falës e i Mëshirshëm ndaj atyre që pendohen dhe kërkojnë Mëshirën e Tij, kështu që nuk detyroheni.

(13) A u frikësuat se po detyroheshit të jepnit lëmoshë para çdo takimi me të Dërguarin?! Pra, meqë Allahu nuk ju detyroi ta bënit një gjë të tillë e meqë Ai jua pranoi pendimin për atë që ka kaluar; atëherë kryejini detyrimet që ju janë caktuar: faleni namazin, jepeni zekatin dhe bindjuni Allahut e të Dërguarit të Tij, kur të urdhëroheni me diçka, në mënyrë që të mos ju ngarkoheni me detyrime që nuk do mund t'i zbatoni. Dijeni se Allahu është i Mirinformuar për çdo gjë që ju punoni.

(14) A nuk i ke parë (o i Dërguar) ata të cilët i shprehin dashamirësi një populli, që (për shkak të armiqësisë së tyre) Allahu është zemëruar me ta?! Ata janë me dy fytyra: tek ju (o besimtarë)- vijnë me një fytyrë e tek ata (armiqtë tuaj) me një fytyrë tjetër. Ata nuk janë as prej jush dhe as prej tyre, por shikojnë vetëm interesin e tyre, duke mos u shfaqur. Madje ata ju betohen juve duke gënjyer, për të treguar se janë besimtarë si ju. Në vetvete edhe ata vetë e dinë se janë gënjeshtarë.

(15) Allahu u ka përgatitur atyre një dënim vërtet të ashpër në botën tjetër. Atëherë, ata kanë për ta kuptuar në të vërtetë sesa e keqe është ajo që kanë bërë, duke mos e vlerësuar Allahun aspak.

(16) Ata i konsideronin betimet e tyre si një mundësi mbrojtjeje, që të jetonin nën mbrojtjen e besimtarëve e, nga ana tjetër, ta i pengonin njerëzit nga e Vërteta dhe Rruga e Allahu me hipokrizinë e tyre at, duke i përçmuar e shpërfillur muslimanët. Kështu, edhe atyre do t'u jepet prej Allahut dënim vërtet poshtërues.

(17) Atyre nuk ka për t'u sjellë aspak dobi pasuria e as fëmijët e tyre, pasi ato nuk do t'u pranohen si vepra me të cilat ata do të shpëtojnë prej Allahut në Ditën e Gjykimit. Për shkak të pabesisë së tyre, ata do të jenë në shkallën më të ulët të Zjarrit të Xhehenemit e atje do të qëndrojnë përgjithmonë.

(18) Ditën kur të ringjallë Allahu gjithë njerëzimin, ata edhe atë ditë do të fillojnë t'i betohen Atij, ashtu sikurse po ju betohen juve në këtë botë, se gjoja nuk kanë qenë kurrë hipokritë e mohues, por besimtarë muslimanë. Ata mendojnë se do të kenë ndonjë dobi edhe tek Allahu me këto betime, në mëyrë që të shpëtojnë. Por, a s'e dinë ata se Allahu flet vetëm të Vërtetën dhe se pikërisht ata janë gënjeshtarët?!

(19) Ata i ka rrëmbyer shejtani dhe i ka bërë të harrojnë që ta përmendnin Allahun sinqerisht, prandaj edhe nuk bënin vepra të mira, që të fitonin kënaqësinë e Tij, por bënin vepra që të meritonin zemërimin e Tij. Ata u bënë palë me ushtrinë e shejtanit, duke mohuar Allahun e duke iu kundërvënë Atij. A nuk jua kemi bërë tashmë të ditur se ndjekësit e shejtanit do të jenë më të dëshpëruarit e më të humburit, për shkak të zgjedhjes së humbjes në vend të udhëzimit dhe zgjedhjes së Xhehenemit në vend të Xhenetit?!

(20) Dijeni (o njerëz) se ata që i kundërvihen Allahut dhe të Dërguarit të Tij, ata do të jenë në mesin e atyre që Allahu ka për t'i poshtëruar si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër. Ky është premtimi i Tij.

(21) Allahu tashmë e ka shkruar në Librin e Vet të Dijes - Leuhi Mahfudh: "Gjithsesi, Unë kam për të triumfuar së bashku me të dërguarit e Mi!" Allahu është i fortë në përmbajtjen e zemërimit dhe i Plotfuqishëm që t'i çrrënjosë i Vetëm mohuesit dhe armiqtë e të dërguarve të Tij, nëse e dëshiron një gjë të tillë.

## Mësime nga ajetet:

• Dhembshuria e Allahut ndaj të Dërguarit të Vet, Muhamedin ﷺ, duke edukuar besimtarët që të mos ia vështirësonin atij ditën me biseda shterpë e të parëndësishme. • Miqësimi me ata që nuk ia duan të mirën Islamit dhe muslimanëve është rropatje e hipokritëve dhe e njerëzve pa identitet. • Hipokritët mendojnë se Allahu dhe të dërguarit e Tij gënjejnë, pasi ata nuk e besojnë Allahun siç Ai e meriton, mirëpo në Ditën e Gjykimit do ta kuptojnë se gënjeshtarët janë pikërisht ata vetë. • Humbja e shkatërrimi i mohuesve dhe fitorja e triumfi i besimtarëve është një ligj hyjnor, që mund të vonojë, por që nuk mund të ndryshojë për asnjë kohë, vend e popull.

لَّا تَجِدُ قَوْمًا يُؤْمِنُونَ بِٱللَّهِ وَٱلْيَوْمِ ٱلْـَٔاخِرِ يُوَآدُّونَ مَنْ حَآدَّ
ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥ وَلَوْ كَانُوٓا۟ ءَابَآءَهُمْ أَوْ أَبْنَآءَهُمْ أَوْ إِخْوَٰنَهُمْ
أَوْ عَشِيرَتَهُمْ ۚ أُو۟لَـٰٓئِكَ كَتَبَ فِى قُلُوبِهِمُ ٱلْإِيمَـٰنَ وَأَيَّدَهُم
بِرُوحٍ مِّنْهُ ۖ وَيُدْخِلُهُمْ جَنَّـٰتٍ تَجْرِى مِن تَحْتِهَا ٱلْأَنْهَـٰرُ
خَـٰلِدِينَ فِيهَا ۚ رَضِىَ ٱللَّهُ عَنْهُمْ وَرَضُوا۟ عَنْهُ ۚ أُو۟لَـٰٓئِكَ حِزْبُ
ٱللَّهِ ۚ أَلَآ إِنَّ حِزْبَ ٱللَّهِ هُمُ ٱلْمُفْلِحُونَ ٢٢

آياتها ٢٤ — سُورَةُ الحَشْرِ — ترتيبها ٥٩

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَـٰنِ ٱلرَّحِيمِ

سَبَّحَ لِلَّهِ مَا فِى ٱلسَّمَـٰوَٰتِ وَمَا فِى ٱلْأَرْضِ ۖ وَهُوَ ٱلْعَزِيزُ ٱلْحَكِيمُ
١ هُوَ ٱلَّذِىٓ أَخْرَجَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ مِنْ أَهْلِ ٱلْكِتَـٰبِ مِن دِيَـٰرِهِمْ
لِأَوَّلِ ٱلْحَشْرِ ۚ مَا ظَنَنتُمْ أَن يَخْرُجُوا۟ ۖ وَظَنُّوٓا۟ أَنَّهُم مَّانِعَتُهُمْ
حُصُونُهُم مِّنَ ٱللَّهِ فَأَتَىٰهُمُ ٱللَّهُ مِنْ حَيْثُ لَمْ يَحْتَسِبُوا۟ ۖ وَقَذَفَ
فِى قُلُوبِهِمُ ٱلرُّعْبَ ۚ يُخْرِبُونَ بُيُوتَهُم بِأَيْدِيهِمْ وَأَيْدِى ٱلْمُؤْمِنِينَ
فَٱعْتَبِرُوا۟ يَـٰٓأُو۟لِى ٱلْأَبْصَـٰرِ ٢ وَلَوْلَآ أَن كَتَبَ ٱللَّهُ عَلَيْهِمُ
ٱلْجَلَآءَ لَعَذَّبَهُمْ فِى ٱلدُّنْيَا ۖ وَلَهُمْ فِى ٱلْـَٔاخِرَةِ عَذَابُ ٱلنَّارِ ٣



(22) Nuk do gjesh (o i Dërguar) njerëz që e besojnë Allahun dhe Ditën e Gjykimit, të kenë dashuri e të krijojnë afrimitet me dikë që i kundërvihet Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Pasi është e pamundur që një besimtar të dojë dikë që e shpall hapur armiqësinë e vet ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, edhe në qofshin ata baballarët e tyre, bijtë e tyre, vëllezërit e tyre, apo, aq më pak farefisi i tyre, nëse këto lidhje bien ndesh me imanin (besimin), sepse nuk ka lidhje më të fortë e më të sigurtë (për t'i dhënë përparësi) sesa imani, lidhje e cila fillon në këtë botë e vazhdon përjetësisht në botën tjetër. Atyre tashmë Allahu ua ka shkruar(vulosur) imanin në zemrat e tyre dhe i ka fuqizuar me Shpirtin (Kuranin) e zbritur prej Tij. Në Ditën e Gjykimit Ai ka për t'i shpërblyer ata duke i futur në kopshtet e Xhenetit, nën kështjellat dhe pemët e të cilëve rrjedhin lumenj, ku ata do të qëndrojnë përgjithmonë. Allahu është i kënaqur prej besimit e sakrificave të tyre dhe nuk do zemërohet kurrë prej tyre; ashtu sikurse edhe ata janë të kënaqur prej Tij, për shpërblimin e mirësitë e Tij të përjetshme që u ka mundësuar. Sidomos për shikimin e Tij në Xhenet dhe ata nuk do të mërziten kurrë atje. Se ata kanë qenë palë me ushtrinë e Allahut, duke i besuar e i vënë në zbatim porositë e Tij e duke hequr dorë prej ndalesave të Tij. A nuk jua kemi bërë të ditur se pikërisht ndjekësit e Allahut do të jenë fitimtarët dhe të shpëtuarit, si në këtë botë ashtu edhe në tjetrën?!

 **SURJA "EL-HASHR"** 

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Shpalosja e një prej shembujve të fuqisë madhështore të Allahut me mposhtjen e poshtërimin e armiqve më të rrezikshëm të muslimanëve - hebrenjve e hipokritëve dhe nxjerrja në pah e përçarjes që ata fshehin në zemrat e tyre, përballë unifikimit dhe dashurisë që ekziston në zemrat e besimtarëve.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Allahun madhëron gjithçka që ekziston në qiej në Tokë, duke e shenjtëruar e përjashtuar Atë prej çdo të mete e mangësie, që i mveshin Atij jobesimtarët e idhujtarët. Ai është i Plotfuqishëm dhe i Urtë e bën çfarë të dëshirojë sipas urtësisë së Vet absolute.

(2) Allahu është Ai, që i përzuri prej shtëpive të veta, ata që e mohuan e komplotuan, madje edhe për vrasjen e të Dërguarit të Tij. Ata ishin hebrenjtë e Beni Nedirit -ndjekës të Librit të mëparshëm. Ky ishte dëbimi i parë i tyre, pas të cilit do të dëboheshin edhe të tjerët, derisa të pastrohej Medina prej pabesisë e intrigave të tyre. Ju kurrë nuk e keni menduar se ata do të nxirreshin ndonjëherë prej rrethinave tuaja, për shkak të fuqisë së tyre ushtarake dhe pasurisë së madhe që ata zotëronin. Madje dhe vetë ata nuk e mendonin kurrë diçka të tillë. Ata mendonin me siguri se kështjellat e tyre kishin për t'i mbrojtur jo vetëm prej muslimanëve, por edhe nga Vetë Allahut. Mirëpo Allahu ua solli dënimin atyre nga ajo anë që ata as nuk e prisnin e as që e llogarisnin. Ai futi në zemrat e tyre frikën dhe tmerrin, duke i bërë ata që t'i shkatërronin shtëpitë e veta me duart e tyre e me duart e besimtarëve. Kjo me qëllim që të mos mendonin të ktheheshin më në ato vise e në to të mos banonin as besimtarët. . Shihni e merrni mësim, pra, o ju të zotët e mendjes e të urtësisë, nëse nxirrni mësime nga ajo që shihni. Thirrini mendjes që të mos ju ndodhë edhe juve siç u ndodhi atyre!

(3) Sikur Allahu të mos e kishte paracaktuar (në Leuhi Mahfudh) se ata do të dëboheshin prej shtëpive të tyre, Ai do t'i kishte ndëshkuar me vrasje a robërim në këtë botë. E megjithatë, në jetën tjetër ata i pret dënimi me Zjarrin e Xhehenemit, ku do të mbeten përgjithmonë.

### Mësime nga ajetet:

• Shprehja e dashurisë, ndaj atyre që i kundërvihen hapur Islamit e muslimanëve, është e ndaluar në Islam dhe besimtari e ka detyrim të distancohet prej një dashurie të tillë, përveç rasteve të marrëdhënieve njerëzore të ndërsjella e korrekte mes besimtarëve dhe mohuesve. • Dashuria e lidhja për hir të besimit është ndër lidhjet më të forta, nëse ekziston besimi i sinqertë. • Ndjekësit e së kotës mund të ngrihen në pozita të larta në këtë jetë, aq sa mund të mendojnë ata nuk do të mposhten kurrë, por ky është mashtrim për ta dhe shkatërrimi t'u vijë nga s'e presin. • Prej caktimit të Allahut shpesh është shmangia e një fatkeqësie të madhe me një fatkeqësi tjetër më të vogël.


الجزء الثامن والعشرون | ٥٤٦ | سورة الحشر

ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمْ شَآقُّوا۟ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥ ۖ وَمَن يُشَآقِّ ٱللَّهَ فَإِنَّ ٱللَّهَ شَدِيدُ
ٱلْعِقَابِ ٤ مَا قَطَعْتُم مِّن لِّينَةٍ أَوْ تَرَكْتُمُوهَا قَآئِمَةً عَلَىٰٓ
أُصُولِهَا فَبِإِذْنِ ٱللَّهِ وَلِيُخْزِىَ ٱلْفَٰسِقِينَ ٥ وَمَآ أَفَآءَ ٱللَّهُ
عَلَىٰ رَسُولِهِۦ مِنْهُمْ فَمَآ أَوْجَفْتُمْ عَلَيْهِ مِنْ خَيْلٍ وَلَا رِكَابٍ
وَلَٰكِنَّ ٱللَّهَ يُسَلِّطُ رُسُلَهُۥ عَلَىٰ مَن يَشَآءُ ۚ وَٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ
قَدِيرٌ ٦ مَّآ أَفَآءَ ٱللَّهُ عَلَىٰ رَسُولِهِۦ مِنْ أَهْلِ ٱلْقُرَىٰ فَلِلَّهِ وَلِلرَّسُولِ
وَلِذِى ٱلْقُرْبَىٰ وَٱلْيَتَٰمَىٰ وَٱلْمَسَٰكِينِ وَٱبْنِ ٱلسَّبِيلِ كَىْ لَا يَكُونَ
دُولَةًۢ بَيْنَ ٱلْأَغْنِيَآءِ مِنكُمْ ۚ وَمَآ ءَاتَىٰكُمُ ٱلرَّسُولُ فَخُذُوهُ
وَمَا نَهَىٰكُمْ عَنْهُ فَٱنتَهُوا۟ ۚ وَٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ ۖ إِنَّ ٱللَّهَ شَدِيدُ ٱلْعِقَابِ
٧ لِلْفُقَرَآءِ ٱلْمُهَٰجِرِينَ ٱلَّذِينَ أُخْرِجُوا۟ مِن دِيَٰرِهِمْ وَأَمْوَٰلِهِمْ
يَبْتَغُونَ فَضْلًا مِّنَ ٱللَّهِ وَرِضْوَٰنًا وَيَنصُرُونَ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥٓ ۚ
أُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلصَّٰدِقُونَ ٨ وَٱلَّذِينَ تَبَوَّءُو ٱلدَّارَ وَٱلْإِيمَٰنَ مِن
قَبْلِهِمْ يُحِبُّونَ مَنْ هَاجَرَ إِلَيْهِمْ وَلَا يَجِدُونَ فِى صُدُورِهِمْ
حَاجَةً مِّمَّآ أُوتُوا۟ وَيُؤْثِرُونَ عَلَىٰٓ أَنفُسِهِمْ وَلَوْ كَانَ بِهِمْ خَصَاصَةٌ ۚ
وَمَن يُوقَ شُحَّ نَفْسِهِۦ فَأُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْمُفْلِحُونَ ٩

EL-HASHR | 546 | JUZ 28

(4) Kjo u ndodhi, për shkak se ata në vend që të besonin Allahun e ta pranonin të Dërguarin e shumëpritur, që ishte paralajmëruar në Librin e tyre, ata i shpallën armiqësi Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Kushdo që i shpall armiqësi Allahut, le ta dijë se me të vërtetë Allahu e ka dënimin e ashpër.
(5) Ju (o besimtarë nuk pretë asnjë bimë të tyre, si dhe nuk latë në këmbë asnjë palmë pa pasur fillimisht miratimin e Allahut. Ai ju lejoi vetëm këtë rast, me qëllim që ta mposhtnit e ta poshtëronit atë popull të prishur e të pabesë.
(6) Sa i përket asaj plaçke lufte (ensarë),- që Allahu ia mundësoi të Dërguarit të Vet, prej pasurisë së tyre, ajo është një pasuri që i takon të Dërguarit ta vendosë se kujt t'ia japë. Ju nuk e keni arritur atë si një plaçkë që, për ta fituar, duhej t'i shalonit kuajt e as devetë duke ndërmarrë sulme të largëta ushtarake. Në këtë mënyrë Allahu me të dërguarit e Vet mposht kë të dëshirojë prej mohuesve dhe ju bind juve se Ai ka mundësi për të bërë gjithçka, madje edhe pa bërë ju asnjë luftë.
(7) Ajo që Allahu ia mundësoi të Dërguarit të Vet prej pasurisë së fituar si plaçkë nga popujt e vendbanimeve përreth jush, i takon vetëm Allahut dhe të Dërguari të Tij, të afërmve dhe familjarëve të Pejgamberit, si ndihmesë për ta, që të mos kenë nevojën e njerëzve. Gjithashtu u takon jetimëve mes jush, të varfërve tuaj dhe udhëtarëve të rastit, që kanë mbetur pa pasuri në udhëtimin e tyre, në mënyrë që kjo pasuri të mos kalojë dorë më dorë, vetëm mes të pasurve tuaj. Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, atë merreni dhe çfarëdo që jua ndalon ai, lëreni (e hiqni dorë prej saj). Kini frikë Allahun e mos e kundërshtoni të Dërguarin e Allahut në asgjë që ju urdhëron e ju ndalon, se vërtet dënimi i Allahut është i ashpër.
(8) Ajo pasuri u takon veçanërisht të shpërngulurve të varfër muhaxhirë, të cilët u persekutuan e u nxorën nga shtëpitë e pasuritë e tyre dhe ata i lanë pas të gjitha. Këtë e bënë vetëm për të kërkuar mirësinë (Udhëzimin) e Allahut dhe kënaqësinë e Tij nëpërmjet hixhretit, si dhe që të ndihmonin Allahun dhe të Dërguarin e Tij në përhapjen e mesazhit të Tij. Dijeni se pikërisht ata janë besimtarët e vërtetë e të sinqertë.

*Pasi Allahu përmendi vlerën e muhaxhirëve, duke i lavdëruar ata për shpërnguljen e tyre nga Meka për në Medine, përmendi gjithashtu edhe mirësinë e ensarëve, duke i lavdëruar ata për mikpritjen e tyre në Medine:
(9) Sa u përket ensarëve, që kishin në Medine dhe morën masat për të pritur dhe strehuar muhaxhirët para se a të vinin nga Meka, duke i hapur dyert e shtëpive të tyre për ta dhe duke besuar bindshëm në shpërblimin e madh që do kishin prej Allahu për këtë; të tillët i duan ata që u shpërngulën pranë tyre pa asnjë lloj interesi. Në zemrat e tyre ata nuk kishin asnjë lloj smire e zilie, që i Dërguari i Allahut u dha vetëm muhaxhirëve nga pasuria e plaçka e fituar prej Beni Nadirëve. Madje, nëse ndodh që ensarët të kenë ndonjë interes të përbashkët me muhaxhirë, ata u japin përparësi atyre para vetes së tyre, edhe nëse janë më të varfër e më në nevojë se ata. Dijeni (o besimtarë)- se kush e ruan dhe e shpëton veten nga lakmia, pikërisht ata janë të shpëtuarit e vërtetë në të dyja botët.

### Mësime nga ajetet:

- Ky ishte i vetmi rast që Allahu ua lejoi besimtarëve t'i shkatërronin të mbjellat, pemët dhe shtëpitë e armiqve, që të realizohej kështu një profetësi që hebrenjtë e kishin të shkruar në Librat e tyre, nëse ata do t'i kundërviheshin të Dërguarit të fundit, të cilët, edhe pse e panë me sytë e tyre, sërish nuk besuan.
- Për të larguar një të keqe më të madhe, nuk konsiderohet prishje e shkatërrim në tokë nëse njerëzit detyrohen ta largojnë atë me një të keqe më të vogël.
- Prej mirësive të Islamit është dhënia përparësi në pasuri atyre që kanë më shumë nevojë, duke e shmangur të pasurit që kanë mundësi ekonomike më të mira.
- Dhënia përparësi tjetrit përpara vetes është një prej cilësive më madhështore që na mëson Islami nëpërmjet shembullit të lënë nga ensarët në mënyrën më të mrekullueshme.

وَٱلَّذِينَ جَآءُو مِنۢ بَعۡدِهِمۡ يَقُولُونَ رَبَّنَا ٱغۡفِرۡ لَنَا وَلِإِخۡوَٰنِنَا
ٱلَّذِينَ سَبَقُونَا بِٱلۡإِيمَٰنِ وَلَا تَجۡعَلۡ فِي قُلُوبِنَا غِلّٗا لِّلَّذِينَ
ءَامَنُواْ رَبَّنَآ إِنَّكَ رَءُوفٞ رَّحِيمٌ ١٠ ۞ أَلَمۡ تَرَ إِلَى ٱلَّذِينَ (نصف الحزب ٥٥)
نَافَقُواْ يَقُولُونَ لِإِخۡوَٰنِهِمُ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ مِنۡ أَهۡلِ ٱلۡكِتَٰبِ
لَئِنۡ أُخۡرِجۡتُمۡ لَنَخۡرُجَنَّ مَعَكُمۡ وَلَا نُطِيعُ فِيكُمۡ أَحَدًا أَبَدٗا
وَإِن قُوتِلۡتُمۡ لَنَنصُرَنَّكُمۡ وَٱللَّهُ يَشۡهَدُ إِنَّهُمۡ لَكَٰذِبُونَ ١١
لَئِنۡ أُخۡرِجُواْ لَا يَخۡرُجُونَ مَعَهُمۡ وَلَئِن قُوتِلُواْ لَا يَنصُرُونَهُمۡ
وَلَئِن نَّصَرُوهُمۡ لَيُوَلُّنَّ ٱلۡأَدۡبَٰرَ ثُمَّ لَا يُنصَرُونَ ١٢ لَأَنتُمۡ
أَشَدُّ رَهۡبَةٗ فِي صُدُورِهِم مِّنَ ٱللَّهِۚ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمۡ قَوۡمٞ
لَّا يَفۡقَهُونَ ١٣ لَا يُقَٰتِلُونَكُمۡ جَمِيعًا إِلَّا فِي قُرٗى مُّحَصَّنَةٍ
أَوۡ مِن وَرَآءِ جُدُرِۭۚ بَأۡسُهُم بَيۡنَهُمۡ شَدِيدٞۚ تَحۡسَبُهُمۡ جَمِيعٗا
وَقُلُوبُهُمۡ شَتَّىٰۚ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمۡ قَوۡمٞ لَّا يَعۡقِلُونَ ١٤ كَمَثَلِ
ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِهِمۡ قَرِيبٗاۖ ذَاقُواْ وَبَالَ أَمۡرِهِمۡ وَلَهُمۡ عَذَابٌ
أَلِيمٞ ١٥ كَمَثَلِ ٱلشَّيۡطَٰنِ إِذۡ قَالَ لِلۡإِنسَٰنِ ٱكۡفُرۡ فَلَمَّا
كَفَرَ قَالَ إِنِّي بَرِيٓءٞ مِّنكَ إِنِّيٓ أَخَافُ ٱللَّهَ رَبَّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ١٦



(10) Besimtarët e vërtetë, të cilët erdhën pas tyre, ndoqën dhe do vazhdojnë të ndjekin shembullin dhe mirësinë e tyre (muhaxhirëve dhe ensarëve) deri në Ditën e Kijametit. Ata, duke u lutur për të gjithë ata që besuan përpara tyre, vazhdimisht thonë: “Zoti ynë, na i fal gabimet tona dhe fali edhe vëllezërit tanë të fesë, të cilët na kanë paraprirë me besim, si dhe mos lejo që në zemrat tona të ekzistojë urrejtje e mllef për ata që kanë besuar Allahun e të Dërguarin e Tij! O Zoti ynë, Ti me të vërtetë je tolerues ndaj gabimeve të robërve të Tu besimtarë dhe i Gjithëmëshirshëm me ta!”

(11) A nuk i shikon (o i Dërguar) ata që fshehin mohimin me hipokrizi e ju shfaqen si besimtarë? A nuk e sheh se si u thonë vëllezërve të tyre mohues, prej ndjekësve të Librit të mëparshëm - hebrenjve të Medinës -: “Qëndroni në shtëpitë tuaja se nuk kemi për të lejuar askënd që t’ju poshtërojë e as nuk kemi për t’ju dorëzuar tek askush. Nëse muslimanët ju dëbojnë prej Medinës, atëherë edhe ne kemi për t’ju bashkuar e kemi për të dalë së bashku me ju prej saj. Ne nuk do t’i bindemi askujt kundër jush, qoftë ai edhe i dërguar prej Allahut. Madje edhe nëse ju luftojnë, ne kemi për t’ju dalë në ndihmë e do t’ju mbështesim kundër tyre.” Mirëpo Allahu dëshmon se hipokritët janë gënjeshtarë.

(12) Nëse muslimanët i nxjerrin hebrenjtë prej Medinës, hipokritët nuk do të dalin kurrë prej saj; e nëse muslimanët do t’i luftojnë hebrenjtë, ata kurrsesi nuk kanë për t’u dalë atyre në ndihmë. Madje, edhe nëse do t’u dilnin atyre në ndihmë kundër muslimanëve, përsëri ata do ishin të parët që do ia mbathnin prej muslimanëve dhe do t’i linin hebrenjtë pa asnjë ndihmë, pasi hipokritët janë frikacakë dhe të pabesë.

(13) Vërtetë që për zemrat e hipokritëve, ju (o besimtarë)- jeni një tmerr e frikë më e madhe se frika që ata kanë prej Allahut. Kjo për shkak se ata janë njerëz që nuk e kuptojnë se kush është Allahu e ç’ndëshkim të ashpër ka Ai Nëse do ta kuptonin këtë, do ia kishin frikën vetëm Atij dhe nuk do të ishin hipokritë.

(14) As hipokritët e as hebrenjtë nuk kanë trimëri që t’ju luftojnë juve së bashku, përveçse në zona të mbrojtura nga kështjella me mure rrethues ose duke ju gjuajtur pas mureve. Lufta, urrejtja dhe e keqja mes tyre është e egër dhe e ashpër. Ti i mendon ata të bashkuar, mirëpo zemrat e tyre janë të përçara. Kjo për shkak se ata janë njerëz që nuk logjikojnë. Po të logjikonin, do t’i besonin të Dërguarit që është paralajmëruar në Librat e tyre dhe nuk do t’i kundërviheshin, pasi kushdo që i kundërvihet atij do të mposhtej, edhe sipas paralajmërimit në Librin e tyre.

(15) Ashtu si rasti i idhujtarëve të Mekës, që u mposhtën pak para tyre (në luftën e Bedrit), të cilët e shijuan fundin e keq të jetës së kësaj bote, për shkak të mohimit dhe kundërvënies ndaj të Dërguarit. Kjo duhej të ishte një argument i mjaftueshëm për të logjikuar si për hipokritët, ashtu edhe për hebrenjtë,. Ndërsa në Botën Tjetër ata (idhujtarët) i pret një vuajtje e dhembshme dhe e përjetshme, për shkak të mohimit e idhujtarisë së tyre.

(16) Ata (hipokritët, hebrenjtë e idhujtarët) janë si shejtani, kur ia zbukuron njeriut mohimin e Allahut dhe pastaj i thotë: “Mohoje Allahun!”. Kur njeriut i zbukurohet e keqja dhe bëhet mohues, atëherë djalli i thotë: “Qofsha larg prej teje, sepse ti iu kundërvure Krijuesin tënd! Vërtet që unë ia kam frikën Allahut - Zotit të gjithësisë!”

### Mësime nga ajetet:

- Lidhja për hir të besimit nuk zbehet as me kalimin e kohës dhe as me ndryshimin e vendeve.
- Miqësia e hipokritëve me hebrenjtë apo me të tjerë është një miqësi e gënjeshtërt, që zhduket sapo të përballen me vështirësi e konflikte.
- Hebrenjtë gjithmonë kanë qenë frikacakë e asnjëherë nuk përballeshin në luftë, madje edhe nëse luftonin, ata izoloheshin në vendbanime dhe gjuanin pas mureve të tyre.

فَكَانَ عَٰقِبَتَهُمَآ أَنَّهُمَا فِي ٱلنَّارِ خَٰلِدَيۡنِ فِيهَاۚ وَذَٰلِكَ جَزَٰٓؤُاْ
ٱلظَّٰلِمِينَ ١٧ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ ٱتَّقُواْ ٱللَّهَ وَلۡتَنظُرۡ نَفۡسٞ
مَّا قَدَّمَتۡ لِغَدٖۖ وَٱتَّقُواْ ٱللَّهَۚ إِنَّ ٱللَّهَ خَبِيرُۢ بِمَا تَعۡمَلُونَ ١٨
وَلَا تَكُونُواْ كَٱلَّذِينَ نَسُواْ ٱللَّهَ فَأَنسَىٰهُمۡ أَنفُسَهُمۡۚ أُوْلَٰٓئِكَ
هُمُ ٱلۡفَٰسِقُونَ ١٩ لَا يَسۡتَوِيٓ أَصۡحَٰبُ ٱلنَّارِ وَأَصۡحَٰبُ
ٱلۡجَنَّةِۚ أَصۡحَٰبُ ٱلۡجَنَّةِ هُمُ ٱلۡفَآئِزُونَ ٢٠ لَوۡ أَنزَلۡنَا هَٰذَا
ٱلۡقُرۡءَانَ عَلَىٰ جَبَلٖ لَّرَأَيۡتَهُۥ خَٰشِعٗا مُّتَصَدِّعٗا مِّنۡ خَشۡيَةِ
ٱللَّهِۚ وَتِلۡكَ ٱلۡأَمۡثَٰلُ نَضۡرِبُهَا لِلنَّاسِ لَعَلَّهُمۡ يَتَفَكَّرُونَ
٢١ هُوَ ٱللَّهُ ٱلَّذِي لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَۖ عَٰلِمُ ٱلۡغَيۡبِ وَٱلشَّهَٰدَةِۖ
هُوَ ٱلرَّحۡمَٰنُ ٱلرَّحِيمُ ٢٢ هُوَ ٱللَّهُ ٱلَّذِي لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ٱلۡمَلِكُ
ٱلۡقُدُّوسُ ٱلسَّلَٰمُ ٱلۡمُؤۡمِنُ ٱلۡمُهَيۡمِنُ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡجَبَّارُ
ٱلۡمُتَكَبِّرُۚ سُبۡحَٰنَ ٱللَّهِ عَمَّا يُشۡرِكُونَ ٢٣ هُوَ ٱللَّهُ
ٱلۡخَٰلِقُ ٱلۡبَارِئُ ٱلۡمُصَوِّرُۖ لَهُ ٱلۡأَسۡمَآءُ ٱلۡحُسۡنَىٰۚ يُسَبِّحُ
لَهُۥ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۖ وَهُوَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ ٢٤

آياتها ١٣ سُورَةُ المُمتَحَنَةِ ترتيبها ٦٠



(17) Fundi i të dyve, si i shejtanit, ashtu edhe i atij që e ndjek atë, do të jetë i njëjtë, si në këtë botë, ashtu edhe në Ditën e Gjykimit. Atje ata patjetër që do të jenë së bashku në të njëjtin zjarr, duke qëndruar në të përgjithmonë. Ky ndëshkim do të jetë për të gjithë ata njerëz të këqij e keqbërës, që veprojnë në këtë mënyrë.

(18) O ju që keni besuar sinqerisht në Allahun! Kini frikën Allahun për ato që veproni, pasi edhe ju, ashtu si gjithë njerëzit e tjerë, keni për të dhënë llogari Ditën e Gjykimit për gjithçka që veproni. Le të shohë njeriu se çfarë (veprash) ka përgatitur për(të shpëtuar) nesër, kur të dalë përpara Allahut, Ditën e Gjykimit. Frikësojuni Allahut me sinqeritet të vërtetë dhe veproni në përputhje me shembullin e Pejgamberit vetëm për të kërkuar kënaqësinë e Zotit Mos kërkoni kënaqësinë e hipokritëve e të armiqve tuaj, që mos t'ju përfshijë edhe juve ajo që i përfshiu ata, pasi Allahu është i Mirinformuar për çdo gjë që ju veproni e punoni.

(19) Dhe mos u bëni si ata që e harruan Allahun, për shkak të mospërmendjes, mosadhurimit, dhënies suaj pas pas kënaqësive të kësaj bote, padrejtësive dhe gjynaheve në të. Ai bëri që ata të harrojnë edhe vetet e tyre, duke mos u mundësuar as të pendohen e as të përmirësohen, por të mbesin në humbje, përçarje e devijim. Ata janë pikërisht të prishurit.

(20) Nuk mund të jenë dhe as nuk do të jenë të njëjtë banorët e Zjarrit, që kanë bërë vepra me të cilat meritojnë zjarrin e Xhehenemit, me banorët e Xhenetit, që kanë bërë vepra me të cilat meritojnë Xhenetin dhe kënaqësinë e Allahut. Pikërisht banorët e Xhenetit janë fitimtarët e vërtetë.

(21) Nëse Ne do ta kishim zbritur këtë Kuran (o njeri) mbi ndonjë mal të madh shkëmbor, tashmë do ta kishe parë atë mal të përulur e të thërrmuar nga frika prej fuqisë e madhështisë së Allahut dhe përgjegjësia ndaj Fjalës së Tij. Ne ua sjellim këta shembuj njerëzve që ata t'i vënë në punë mendjet e tyree të nxjerrin mësime.

(22) Ai, pra, është Allahu. Nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Tij. Ai është i Gjithëdijshmi për çdo gjë, qoftë ajo e padukshme apo e dukshme, e fshehur apo e hapur. Atij nuk i fshihet asgjë prej tyre. Ai është Gjithëmëshirshmi dhe Mëshirëploti. Mëshira e Tij ka përfshirë të gjithë njerëzimin në jetën e kësaj bote, duke u dhënë atyre afat për të besuar e për t'i përjetuar mirësitë e Tij. Ndërsa në jetën tjetër Ai ka për të mëshiruar vetëm besimtarët, që kanë besuar e kërkuar që kjo mëshirë t'u plotësohet atyre edhe në botën tjetër!

(23) Ai është Allahu. Nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Tij. Ai është El-Melik (Sunduesi) i gjithçkaje, El-Kudus (i Shenjti e i Pastri) larg çdo të mete e mangësie që mund t'ia mveshin Atij njerëzit. Ai është Es-Selam (Paqja e Shpëtuesi) i çdokujt që kërkon paqe e shpëtim prej Tij. Ai është El-Mu'min (Siguruesi) i të dërguarve e të dashurve të Vet, duke i mbështetur ata me argumente e ndihmën e Tij. Ai është El-Muhejmin(Vigjilenti) ndaj gjithçkaje e Atij nuk i fshihet asnjë lëvizje. Ai është El Aziz (i Plotfuqishmi), që ndëshkon ose fal dhe bën çfarë të dëshirojë. Ai është El-Xhebar (Mposhtësi) ndaj çdo tirani e arroganti, si dhe i Vetmi El-Mutekebir (që e meriton të jetë Kryelartë) ndaj çdokujt që është mendjemadh. I Pastër është Allahu prej çdo gjëje që i mveshin idhujtarët, të cilët e krahasojnë Atë me krijesat apo idhujt e tyre!

(24) Ai është Allahu; Krijuesi, që ka krijuar çdo gjë; El-Bari'u (Shpikësi )që solli gjithçka në ekzistencë; El-Musauiru (Formëdhënësi), që çdo gjëje i jep formën që dëshiron. Atij i përkasin emrat më të bukur, që përmbajnë kuptimet më sublime. Atë e shenjtëron dhe e lartëson prej të metave dhe mangësive (që ia mveshin Atij mohuesit e idhujtarët) gjithçka që ekziston në qiej e në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti, që bën çfarë të dëshirojë sipas urtësisë së Vet absolute.

## Mësime nga ajetet:

• Prej shenjave që tregojnë se Allahu e do dikë prej besimtarëve është kur ai njeri i kërkon llogari vetes që në jetën e kësaj bote, para se t'ia bëjë atij llogarinë Allahu në Ditën e Gjykimit. • Nëse nga ky Kuran do të ishin thërrmuar edhe malet shkëmbore e do ishin përulur prej frikës së Allahut, zemra e njeriut që e dëgjon apo e lexon këtë Fjalë, duhet medoemos që të ndikohet prej saj, nëse ajo do të ishte më e butë se shkëmbi. • Emrat e Allahut si: El-Khaliku (Krijuesi), El-Bari'u(Shpikësi) dhe El-Musauiru (Formëdhënësi) tregojnë etapat nëpër të cilat kalon formimi i krijesave, duke filluar me caktimin, sjelljen e tyre në ekzistencë dhe dhënien e formës që kanë. Përmendja e tyre ndarazi tregon se Allahu i Madhëruar është i Përjetshëm.

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تَتَّخِذُواْ عَدُوِّي وَعَدُوَّكُمۡ أَوۡلِيَآءَ تُلۡقُونَ
إِلَيۡهِم بِٱلۡمَوَدَّةِ وَقَدۡ كَفَرُواْ بِمَا جَآءَكُم مِّنَ ٱلۡحَقِّ يُخۡرِجُونَ ٱلرَّسُولَ
وَإِيَّاكُمۡ أَن تُؤۡمِنُواْ بِٱللَّهِ رَبِّكُمۡ إِن كُنتُمۡ خَرَجۡتُمۡ جِهَٰدٗا فِي سَبِيلِي
وَٱبۡتِغَآءَ مَرۡضَاتِيۚ تُسِرُّونَ إِلَيۡهِم بِٱلۡمَوَدَّةِ وَأَنَا۠ أَعۡلَمُ بِمَآ أَخۡفَيۡتُمۡ
وَمَآ أَعۡلَنتُمۡۚ وَمَن يَفۡعَلۡهُ مِنكُمۡ فَقَدۡ ضَلَّ سَوَآءَ ٱلسَّبِيلِ ١ إِن
يَثۡقَفُوكُمۡ يَكُونُواْ لَكُمۡ أَعۡدَآءٗ وَيَبۡسُطُوٓاْ إِلَيۡكُمۡ أَيۡدِيَهُمۡ وَأَلۡسِنَتَهُم
بِٱلسُّوٓءِ وَوَدُّواْ لَوۡ تَكۡفُرُونَ ٢ لَن تَنفَعَكُمۡ أَرۡحَامُكُمۡ وَلَآ أَوۡلَٰدُكُمۡۚ
يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِ يَفۡصِلُ بَيۡنَكُمۡۚ وَٱللَّهُ بِمَا تَعۡمَلُونَ بَصِيرٞ ٣ قَدۡ كَانَتۡ
لَكُمۡ أُسۡوَةٌ حَسَنَةٞ فِيٓ إِبۡرَٰهِيمَ وَٱلَّذِينَ مَعَهُۥٓ إِذۡ قَالُواْ لِقَوۡمِهِمۡ إِنَّا
بُرَءَٰٓؤُاْ مِنكُمۡ وَمِمَّا تَعۡبُدُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ كَفَرۡنَا بِكُمۡ وَبَدَا بَيۡنَنَا
وَبَيۡنَكُمُ ٱلۡعَدَٰوَةُ وَٱلۡبَغۡضَآءُ أَبَدًا حَتَّىٰ تُؤۡمِنُواْ بِٱللَّهِ وَحۡدَهُۥٓ إِلَّا قَوۡلَ
إِبۡرَٰهِيمَ لِأَبِيهِ لَأَسۡتَغۡفِرَنَّ لَكَ وَمَآ أَمۡلِكُ لَكَ مِنَ ٱللَّهِ مِن شَيۡءٖۖ
رَّبَّنَا عَلَيۡكَ تَوَكَّلۡنَا وَإِلَيۡكَ أَنَبۡنَا وَإِلَيۡكَ ٱلۡمَصِيرُ ٤ رَبَّنَا لَا تَجۡعَلۡنَا
فِتۡنَةٗ لِّلَّذِينَ كَفَرُواْ وَٱغۡفِرۡ لَنَا رَبَّنَآۖ إِنَّكَ أَنتَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ ٥





## SURJA "EL-MUMTEHINE"



*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Paralajmërimi i muslimanëve nga dashuria për femohuesit armiq dhe aleanca me ta.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) O ju që i keni besuar Allahut, duke i vënë në zbatim porositë e Tij dhe duke hequr dorë prej ndalesave të Tij! Mos e konsideroni armikun Tim dhe armikun tuaj si mik dhe dashamirës për ju, duke u shprehur atyre dashuri, ndërkohë që ata e kanë mohuar atë që ju ka ardhur prej të Vërtetit - Allahut(Zotit të vërtetë) nëpërmjet të Dërguarit të Tij. Ata nuk e kanë problem ta përzënë të Dërguarin e Allahut prej vendlindjes së tij, si dhe nuk e kanë problem që t'ju përzënë as juve prej vendlindjes tuaj në Mekë, duke mos u dhënë rëndësi lidhjeve familjare për ta bërë këtë kundër jush; vetëm se ju i besonit Allahut - Zotit tuaj. Prandaj as ju mos u ofroni miqësi e dashuri atyre, nëse keni dalë në xhihad për të mbrojtur Rrugën Time dhe për të fituar Kënaqësinë Time. A po i informoni ata në fshehtësi lidhur me muslimanët, për të treguar dashuri ndaj tyre, ndërkohë që Unë di çdo gjë që ju fshini dhe çdo gjë që ju publikoni haptazi?! Ai që e bën këtë prej jush në të vërtetë e ka humbur Rrugën e Drejtë dhe ka harruar se Allahu është i Gjithëdijshëm e nuk mund t'i fshihet asgjë prej gjëje.

(2) Nëse ju (o besimtarë bini në duart e tyre, ata jo vetëm që nuk kanë për t'ju mëshiruar, por kanë për të qenë armiqtë tuaj më të ashpër. Ata kanë për ta shfaqur armiqësinë që e fshehin në brendësi, duke ngritur duart kundër jush për t'ju sulmuar. Edhe nëse e lëshojnë gjuhën kundër jush për t'ju poshtëruar e për t'ju përçmuar në mënyrën më të keqe; apo t'ju ofronin miqësi, ata do të dëshironin që ju të ktheheshit sërish në mohues e të bëheshit si ata.

(3) Nuk kanë për t'ju bërë dobi të afërmit tuaj dhe as fëmijët tuaj në rast se lidhni aleancë me femohuesit armiq për hir të tyre. Ditën e Gjykimit Allahu do tju ndajë nga njëri-tjetri. banorët e Xhenetit Ai do t'i shpie në Xhenet dhe të Zjarrit në Zjarr dhe nuk do t'i bëni dobi njëri-tjetrit. Allahu është Vështrues i çdo gjëje që ju punoni. Asgjë nga punët tuaja nuk mund t'i fshihet Atij dhe Ai do t'ju shpërblejë për to.

(4) Vërtetë ju -o besimtarë- keni shembull të mirë mirë Ibrahimin -paqja qoftë mbi të!- e besimtarët që ishin me të, kur iu drejtuan popullit të vet jobesimtar me fjalët: "Ne distancohemi prej jush dhe prej idhujve që ju adhuroni në vend të Allahut. Ne e mohojmë fenë tuaj dhe mes nesh tashmë ka dalë në shesh armiqësia e urrejtja derisa ju t'i besoni Allahut të Vetëm dhe të mos i bëni Atij shok askënd. Kështu, si ata edhe ju duhet të distancoheni nga populli juaj jobesimtar. Përjashtim nga ky shembull është fjala e Ibrahimit, kur ai iu drejtua të atit e i tha: "Unë do t'i kërkoj falje Allahut për ty e do t'i lutem Atij të të falë, edhe pse unë nuk kam në dorë kurrfarë mundësie për të shpëtuar ty prej dënimit të Allahut!". Këto fjalë Ibrahimi ia ka thënë babait të tij para se Allahu t'i tregonte atij se i ati do të vdiste mohues e idhujtar. Pastaj Ibrahimi iu lut Allahut e tha: "O Zoti ynë, vetëm tek Ti mbështetemi për çdo punë tonën; vetëm Ty të drejtohemi. me lutje e pendim! Vetëm tek Ti do të jetë kthimi i të gjithëve për të dhënë llogari.

(5) O Zoti ynë! Mos na bëj neve burim konfliktesh për ata që kanë mohuar dhe as mos lejo që ata të na mposhtin e të mendojnë se mposhtin të Vërtetën! Na fal, o Zoti ynë, për pamundësinë dhe mangësitë tona, se Ti je i Plotfuqishëm dhe i Urtë dhe bën çfarë të duash sipas urtësisë Tënde Absolute.

### Mësime nga ajetet:

• Rrjedhja e informacioneve në prag lufte nga ana e muslimanëve për tek mohuesit konsiderohet gjynah i madh, madje mund të konsiderohet edhe tradhti ndaj muslimanëve. • Allahu na mëson që të sillemi ndaj mohuesve me të njëjtën mënyrë që ata sillen ndaj nesh, në mënyrë që dashamirësia e besimtarëve të mos kuptohet nga mohuesit si një dobësi e tyre. • Kërkimi i faljes që Ibrahimi i pati premtuar të atit ndodhi para se Allahu t'ia ndalonte atij atë vepër, për shkak të vdekjes së tij në mohim dhe idhujtari, pas të cilës edhe Ibrahimi e la këtë gjë.

لَقَدْ كَانَ لَكُمْ فِيهِمْ أُسْوَةٌ حَسَنَةٌ لِّمَن كَانَ يَرْجُوا۟ ٱللَّهَ وَٱلْيَوْمَ ٱلْـَٔاخِرَ
وَمَن يَتَوَلَّ فَإِنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلْغَنِىُّ ٱلْحَمِيدُ ٦ ۞ عَسَى ٱللَّهُ أَن يَجْعَلَ بَيْنَكُمْ ثلاثة أرباع الحزب ٥٥
وَبَيْنَ ٱلَّذِينَ عَادَيْتُم مِّنْهُم مَّوَدَّةً ۚ وَٱللَّهُ قَدِيرٌ ۚ وَٱللَّهُ غَفُورٌ رَّحِيمٌ
٧ لَّا يَنْهَىٰكُمُ ٱللَّهُ عَنِ ٱلَّذِينَ لَمْ يُقَٰتِلُوكُمْ فِى ٱلدِّينِ وَلَمْ يُخْرِجُوكُم
مِّن دِيَٰرِكُمْ أَن تَبَرُّوهُمْ وَتُقْسِطُوٓا۟ إِلَيْهِمْ ۚ إِنَّ ٱللَّهَ يُحِبُّ ٱلْمُقْسِطِينَ
٨ إِنَّمَا يَنْهَىٰكُمُ ٱللَّهُ عَنِ ٱلَّذِينَ قَٰتَلُوكُمْ فِى ٱلدِّينِ وَأَخْرَجُوكُم مِّن
دِيَٰرِكُمْ وَظَٰهَرُوا۟ عَلَىٰٓ إِخْرَاجِكُمْ أَن تَوَلَّوْهُمْ ۚ وَمَن يَتَوَلَّهُمْ فَأُو۟لَٰٓئِكَ
هُمُ ٱلظَّٰلِمُونَ ٩ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓا۟ إِذَا جَآءَكُمُ ٱلْمُؤْمِنَٰتُ مُهَٰجِرَٰتٍ
فَٱمْتَحِنُوهُنَّ ۖ ٱللَّهُ أَعْلَمُ بِإِيمَٰنِهِنَّ ۖ فَإِنْ عَلِمْتُمُوهُنَّ مُؤْمِنَٰتٍ فَلَا
تَرْجِعُوهُنَّ إِلَى ٱلْكُفَّارِ ۖ لَا هُنَّ حِلٌّ لَّهُمْ وَلَا هُمْ يَحِلُّونَ لَهُنَّ ۖ وَءَاتُوهُم
مَّآ أَنفَقُوا۟ ۚ وَلَا جُنَاحَ عَلَيْكُمْ أَن تَنكِحُوهُنَّ إِذَآ ءَاتَيْتُمُوهُنَّ أُجُورَهُنَّ ۚ
وَلَا تُمْسِكُوا۟ بِعِصَمِ ٱلْكَوَافِرِ وَسْـَٔلُوا۟ مَآ أَنفَقْتُمْ وَلْيَسْـَٔلُوا۟ مَآ أَنفَقُوا۟ ۚ
ذَٰلِكُمْ حُكْمُ ٱللَّهِ ۖ يَحْكُمُ بَيْنَكُمْ ۚ وَٱللَّهُ عَلِيمٌ حَكِيمٌ ١٠ وَإِن فَاتَكُمْ
شَىْءٌ مِّنْ أَزْوَٰجِكُمْ إِلَى ٱلْكُفَّارِ فَعَاقَبْتُمْ فَـَٔاتُوا۟ ٱلَّذِينَ ذَهَبَتْ
أَزْوَٰجُهُم مِّثْلَ مَآ أَنفَقُوا۟ ۚ وَٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ ٱلَّذِىٓ أَنتُم بِهِۦ مُؤْمِنُونَ ١١



(6) Vërtet, ky qëndrim i tyre, për ju ishte një shembull i mirë, që kushdo që e shpreson takimin me Allahun dhe shpërblimin e Tij në Ditën e Gjykimit, ta mbante një qëndrim të tillë ndaj armiqve të Allahut e ndaj armiqve tuaj. Kush smbrapset nga kjo, ai i bën dëm vetëm vetes, pasi Allahu nuk ka nevojë për askënd nga ju. Ai është i Falënderuar nga gjithçka që ekziston në qiell e në tokë!

(7) Ndoshta pas këtij qëndrimi Allahu do të mbjellë dashuri,mes jush e mes atyre që jeni në armiqësi, duke bërë që të fitoni respektin e tyre dhe ata ta pranojnë Islamin. Dijeni se Allahu ka mundësi për këtë dhe se Ai është Gjynahfalës dhe i Mëshirshëm për këdo që pendohet dhe beson.

(8) Allahu nuk ju ndalon që të keni marrëdhënie të mira me jobesimtarët që nuk ju sulmojnë për shkak të fesë suaj dhe nuk përpiqen që t'ju përzënë prej vendit tuaj. Përkundrazi, Ai ju porosit të tregoheni të mirësjellshëm e të drejtë me ta, pasi Allahu i do ata që mbajnë drejtësi me veten, të afërmit dhe me ata që kanë lidhje.

(9) Allahu ju ndalon të keni marrëdhënie të mira vetëm me ata që ju kanë luftuar për shkak të fesë e besimit tuaj; ju kanë përzënë prej shtëpive e vendlindjes tuaj dhe kanë dalë në mbështetje të atyre që ju përzinin juve prej vendit tuaj. Me ata ju jeni në një gjendje lufte, prandaj kushdo që i konsideron miq, ata janë keqbërësit e vërtetë, të cilët e meritojnë shkatërrimin në të dyja botët.

(10) O ju që keni besuar Allahun dhe vini në zbatim porositë e Tij! Nëse ju vijnë besimtaret e shpërngulura prej një vendi ku u ndalohet Islami, gjithsesi merrini në pyetje për sinqeritetin e besimit të tyre, edhe pse Allahu e di më mirë se çdokush besimin e tyre. Nëse kuptoni se ato besojnë Allahun Një e të Vetëm dhe të Dërguarin e Tij, atëherë ju detyroheni t'i merrni ato nën mbrojtje e të mos ua ktheni më bashkëshortëve të tyre jobesimtarë. Kjo pasi as besimtareve nuk u lejohet që të martohen me jobesimtarët dhe as jobesimtarëve nuk lejohet që t'u jepen besimtare për martesë. Kështu që jepuni atyre (jobesimtarëve) shpenzimet e bëra për to, nëse ata jua kërkojnë këtë dhe pasi ato të kenë kaluar periudhën e pastrimit pas ndarjes, nuk është gjynah për ju që ju të martoheni me to e t'i merrni për bashkëshorte, nëse u jepni atyre mehrin (prikën) e martesës.
Kurrsesi mos u martoni me një grua që është mohuese e as mos i mbani, nëse janë të tilla. Nëse jeni martuar me to dhe ato kanë ikur, duke kërkuar strehim tek idhujtarët, atëherë kërkojuni idhujtarëve aq pasuri sa ju keni shpenzuar për to dhe ata le të kërkojnë prej jush aq pasuri sa ata kanë shpenzuar për ish-gratë e tyre, nëse vijnë tek ju si besimtare. Ky është gjykimi i Drejtë i Allahut për ju, me të cilin Allahu gjykon mes palësh. Dijeni se Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë dhe i Urtë në gjithçka që urdhëron e vendos.

(11) Nëse ndodh që jobesimtarët t'ju japin për ish-gratë tuaja më pak pasuri sesa kërkuar prej jush për ish-gratë e veta, atëherë u lejohet juve që t'u jepni jobesimtarëve aq pasuri sa ata ju kanë dhënë për ish-gratë tuaja. Kini frikë Allahun,të Cilit ju i besoni, e mos mashtroni për t'u bërë atyre ndonjë padrejtësi, edhe nëse ata ju kanë luftuar e dëbuar dhe janë mohues e idhujtarë!

## Mësime nga ajetet:

- Ndryshimi i zemrave nga armiqësia në dashuri dhe nga mohimi për në besim tregon se zemrat e njerëzve janë mes dy gishtave të Allahut të Lartësuar! Ai mund t'i rrotullojë ato nga të dëshirojë, prandaj besimtari duhet t'i kërkojë Allahut mbrojtje e qëndrueshmëri në iman.
- Dallimi mes jobesimtarëve që e duan luftimin e muslimanëve dhe atyre që e dëshirojnë paqen me ta.
- Martesa me jobesimtare, përjashtuar pasueset e Librave të mëparshëm, është një çështje unanimisht e ndaluar, ashtu sikurse dhënia e besimtares një jobesimtari për grua është kategorikisht e ndaluar.
- Vënia e drejtësisë dhe e gjykimit hyjnor si kusht për të ndarë problematikat që ekzistojnë mes muslimanëve e jobesimtarëve, në mënyrë që të gjendet zgjidhja.

يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّبِيُّ إِذَا جَآءَكَ ٱلۡمُؤۡمِنَٰتُ يُبَايِعۡنَكَ عَلَىٰٓ أَن لَّا يُشۡرِكۡنَ بِٱللَّهِ
شَيۡـٔٗا وَلَا يَسۡرِقۡنَ وَلَا يَزۡنِينَ وَلَا يَقۡتُلۡنَ أَوۡلَٰدَهُنَّ وَلَا يَأۡتِينَ
بِبُهۡتَٰنٖ يَفۡتَرِينَهُۥ بَيۡنَ أَيۡدِيهِنَّ وَأَرۡجُلِهِنَّ وَلَا يَعۡصِينَكَ فِي
مَعۡرُوفٖ فَبَايِعۡهُنَّ وَٱسۡتَغۡفِرۡ لَهُنَّ ٱللَّهَۚ إِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٞ رَّحِيمٞ
١٢ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تَتَوَلَّوۡاْ قَوۡمًا غَضِبَ ٱللَّهُ عَلَيۡهِمۡ قَدۡ
يَئِسُواْ مِنَ ٱلۡأٓخِرَةِ كَمَا يَئِسَ ٱلۡكُفَّارُ مِنۡ أَصۡحَٰبِ ٱلۡقُبُورِ ١٣

آياتها ١٤ — سُورَةُ الصَّفِّ — ترتيبها ٦١

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

سَبَّحَ لِلَّهِ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِۖ وَهُوَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ
١ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لِمَ تَقُولُونَ مَا لَا تَفۡعَلُونَ ٢
كَبُرَ مَقۡتًا عِندَ ٱللَّهِ أَن تَقُولُواْ مَا لَا تَفۡعَلُونَ ٣ إِنَّ
ٱللَّهَ يُحِبُّ ٱلَّذِينَ يُقَٰتِلُونَ فِي سَبِيلِهِۦ صَفّٗا كَأَنَّهُم
بُنۡيَٰنٞ مَّرۡصُوصٞ ٤ وَإِذۡ قَالَ مُوسَىٰ لِقَوۡمِهِۦ يَٰقَوۡمِ لِمَ
تُؤۡذُونَنِي وَقَد تَّعۡلَمُونَ أَنِّي رَسُولُ ٱللَّهِ إِلَيۡكُمۡۖ فَلَمَّا زَاغُوٓاْ
أَزَاغَ ٱللَّهُ قُلُوبَهُمۡۚ وَٱللَّهُ لَا يَهۡدِي ٱلۡقَوۡمَ ٱلۡفَٰسِقِينَ ٥



(12) O Profet i Allahut! Nëse vijnë te ty besimtaret për të të dhënë besën (siç ndodhi në çlirimin e Mekës) se nuk do t'i bëjnë shirk Allahut, por do të adhurojnë vetëm Atë; se nuk do të vjedhin; se nuk do të bëjnë imoralitet; se nuk do t'i vrasin fëmijët e tyre, siç bënin dikur në kohën e injorancës; se nuk do t'u atribuojnë burrave të tyre fëmijët e vet që i kanë nga imoraliteti; se nuk do të të kundërshtojnë ty në veprimet që ua ke ndaluar, siç janë: vajtimi me gjëmë i të vdekurve apo me rrahje fytyre e shqyerje të rrobave etj.; pra, nëse ato betohen për këto, atëherë pranoje prej tyre betimin dhe lutju Allahut që t'ua falë gjynahet. Vërtet, Allahu i fal dhe i mëshiron robërit e tij që pendohen.
* Teksa surja në fillim të saj paralajmëronte nga miqësimi me armiqtë e Allahut edhe në fund ajo mbyllet me të njëjtin paralajmërim, për t'i vënë theksin edhe më shumë. Kështu i Lartësuari thotë:
(13) O ju që keni besuar në Allahun dhe veproni sipas ligjit të Tij! Mos i miqësoni ata njerëz, me të cilët Allahu është zemëruar dhe që nuk janë të bindur për Ahiretin! Përkundrazi, ata e kanë humbur shpresën se ekziston jeta tjetër dhe se të vdekurit do të dalin nga varret, për shkak se nuk besojnë në ringjallje.



## SURJA ES-SAFF



*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Nga qëllimet e sures:

Inkurajimi i besimtarëve për ta ndihmuar Fenë.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Allahun e shenjtëron dhe e lartëson nga të metat a mangësitë çdokush që gjendet në qiej dhe në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi, të Cilin nuk e mposht askush dhe i Urti në krijimtarinë, në drejtimin dhe në ligjet e Tij.
(2) O ju që besoni në Allahun! Përse e thoni se keni bërë diçka, ndërkohë që nuk e keni bërë atë gjë në realitet?! P.sh. mburreni se keni luftuar dhe, në të vërtetë, nuk keni luftuar!
(3) Dijeni se tek Allahu është prej më gjynaheve më të urryer kur thoni diçka që nuk e keni bërë, sepse besimtarit i shkon vetëm që të jetë i sinqertë me Allahun, që veprat e tij t'i vërtetojnë fjalët e thëna prej tij!
(4) Allahu, në të vërtetë, i do ata besimtarë të cilët luftojnë në mbrojtje të rrugës së Tij, duke qëndruar përkrah njëri-tjetrit në rreshta të ngjeshur, si një fortesë e lidhur mirë.
(5) O i Dërguar, tregoju besimtarëve për sjelljen e keqe të judenjve me të dërguarit e tyre! Kujto kur Musai iu drejtua popullit të vet e u tha: "O populli im! Përse më shqetësoni, duke më kundërshtuar e duke i shpërfillur porositë e mia, ndërkohë që ju e dini fort mirë se unë jam i dërguar i Allahut tek ju?!" E pasi ata iu shmangën shembullit e porosive të tij, Allahu ua shmangu zemrat prej së Vërtetës. Vërtet, Allahu nuk ia mundëson udhëzimin një populli që zgjedh të zhytet në gjynahe dhe jo që t'i bindet Atij.

### Mësime nga ajetet:

- Nëse dikush e pranon Islamin duhet ta japë besën e tij për dëgjueshmëri, bindje dhe devotshmëri.
- Obligimi që besimtari të jetë i sinqertë në gjithçka që thotë e që vepron është parim themelor në besim.
- Allahu ia ka sqaruar njeriut rrugën e mirë dhe rrugën e keqe, kështu që nëse njeriu zgjedh devijimin dhe nuk pendohet, Allahu ka për ta ndëshkuar me shtimin e humbjes edhe më shumë.



6 Kujto edhe kur Isai, biri i Merjemes, u pati thënë: "O bijtë e Izraelit! Unë jam i dërguar i Allahut tek ju, si vërtetues i këtij Libri që kam përpara vetes - Teuratit, duke e pastruar atë prej çdo shtrembërimi të bërë nga dora e njerëzve, dhe si përgëzues për ardhjen e një të Dërguari të madh pas meje, emri i të cilit është Ahmed." E pasi Isai u solli atyre argumente të qarta, që tregonin për vërtetësinë e tij, ata thanë: "Kjo është një magji e mirëfilltë!" Dhe kështu ata e mohuan dhe nuk e ndoqën.

7 Pra, kush mund të jetë më keqbërës se ai që shpif gënjeshtra ndaj Allahut, duke sajuar zota që i adhuron në vend të Tij, ndërkohë që i bëhet thirrje të përqafojë Islamin, fenë e monoteizmit të pastër?! E ja, pra, pse Allahu nuk ia mundëson udhëzimin një populli keqbërës, i cili e mohon Allahun dhe të dërguarit e Tij.

8 Ata dëshirojnë që ta shuajnë Dritën e Allahut me gojën e tyre, por, a mund të fiket drita e diellit me gojë?! Allahu e plotëson Dritën e Vet, ndonëse këtë e urrejnë dhe nuk e dëshirojnë mohuesit.

9 Allahu është Ai që e ka nisur të Dërguarin e Vet - Muhamedin, me udhëzimin dhe fenë islame, për t'i ftuar njerëzit në udhëzim, mirësi, dije të dobishme e vepra të mira; dhe ta bëjë fenë e Vet zotëruese mbi të gjitha fetë tokësore, ndonëse idhujtarët e urrejnë që ajo të zgjerohet në tokë.

10 O ju që i keni besuar Allahut dhe i zbatoni porositë e Tij, a dëshironi që t'ju drejtoj për tek një tregti fitimprurëse të sigurt, e cila ka për t'ju shpëtuar prej një vuajtjeje vërtet të dhembshme?!

11 Kjo tregti është që të besoni në Allahun e në të Dërguarin e Tij dhe të përpiqeni në rrugën e Allahut me pasurinë dhe me jetën tuaj, duke kërkuar me këtë kënaqësinë e Tij. Kjo është më mirë për ju, nëse ju vërtetë e dini se ajo që do t'ju japë Allahu është shumë më e mirë se ajo që ju mund të fitoni në jetën e kësaj bote.

12 Me këtë Ai jua fal gjynahet dhe ju fut në kopshtet e përjetshme të Xhenetit, nën pallatet dhe pemët e të cilit rrjedhin lumenj të freskët. Atje ju mundëson të jetoni në vendbanime të mrekullueshme në Xhenetin e Adnit, ku do të qëndroni përgjithmonë. Ky pra është fitimi i madh, me të cilin nuk krahasohet asgjë.

13 E përveç kësaj, Ai do t'ju mundësojë edhe mirësinë tjetër që e dëshironi shumë në jetën e kësaj bote: ndihmën e Tij për të mposhtur armiqtë tuaj, çlirim të afërt të Mekës dhe fitore të tjera. E nëse ata, o i Dërguar, e bëjnë këtë, atëherë përgëzoji besimtarët në mesin e tyre, me atë që sapo ua premtoi Allahu!

14 O ju që keni besuar në Allahun dhe i vini në zbatim porositë e Tij! Bëhuni përkrahës të (fesë së) Allahut, duke e ndihmuar të Dërguarin e Tij - Muhamedin, ashtu siç u pati thënë Isai, i biri i Merjemes dishepujve të vet: "Kush janë përkrahësit e mi, që do ta përhapin këtë Mesazh e t'i ftojnë njerëzit për tek Allahu?! Dishepujt *(nxënësit)* e tij iu përgjigjën: "Ne do të jemi përkrahësit e (fesë së) Allahut, që do e përhapim Mesazhin e Tij pas teje!" Dhe kështu, prej bijve të Izraelit, një grup besoi në Isain dhe Ungjill që ia zbriti Allahu dhe një grup tjetër e mohoi që ai të ketë qenë i dërguar. Ne i përkrahëm ata prej tyre që besuan, derisa ngadhënjyen mbi armikun e tyre.

**Mësime nga ajetet:**

- Profecitë që gjenden në Shpalljet e mëparshme për ardhjen e të Dërguarit tonë, janë argument i mjaftueshëm për vërtetësinë e tij si i Dërguar.
- Ngadhënjimi i fesë së Allahut është një nga ligjësitë e Tij në këtë botë.
- Imani e përpjekja në mbrojtje të rrugës së Allahut, janë shkaqe që të fusin në Xhenet.
- Allahu mund t'ia përshpejtojë besimtarit shpërblimin në këtë botë ose ia ruan për në botën tjetër, por asnjëherë nuk ia humbet atë.




سُورَةُ الجُمُعَةِ — تَرْتِيبُهَا ٦٢ — آيَاتُهَا ١١

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ
يُسَبِّحُ لِلَّهِ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَمَا فِي الْأَرْضِ الْمَلِكِ الْقُدُّوسِ الْعَزِيزِ الحزب ٥٦
الْحَكِيمِ ﴿١﴾ هُوَ الَّذِي بَعَثَ فِي الْأُمِّيِّينَ رَسُولًا مِّنْهُمْ يَتْلُو عَلَيْهِمْ
آيَاتِهِ وَيُزَكِّيهِمْ وَيُعَلِّمُهُمُ الْكِتَابَ وَالْحِكْمَةَ وَإِن كَانُوا
مِن قَبْلُ لَفِي ضَلَالٍ مُّبِينٍ ﴿٢﴾ وَآخَرِينَ مِنْهُمْ لَمَّا يَلْحَقُوا بِهِمْ
وَهُوَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ ﴿٣﴾ ذَٰلِكَ فَضْلُ اللَّهِ يُؤْتِيهِ مَن يَشَاءُ وَاللَّهُ
ذُو الْفَضْلِ الْعَظِيمِ ﴿٤﴾ مَثَلُ الَّذِينَ حُمِّلُوا التَّوْرَاةَ ثُمَّ لَمْ
يَحْمِلُوهَا كَمَثَلِ الْحِمَارِ يَحْمِلُ أَسْفَارًا بِئْسَ مَثَلُ الْقَوْمِ
الَّذِينَ كَذَّبُوا بِآيَاتِ اللَّهِ وَاللَّهُ لَا يَهْدِي الْقَوْمَ الظَّالِمِينَ
﴿٥﴾ قُلْ يَا أَيُّهَا الَّذِينَ هَادُوا إِن زَعَمْتُمْ أَنَّكُمْ أَوْلِيَاءُ لِلَّهِ مِن
دُونِ النَّاسِ فَتَمَنَّوُا الْمَوْتَ إِن كُنتُمْ صَادِقِينَ ﴿٦﴾ وَلَا يَتَمَنَّوْنَهُ
أَبَدًا بِمَا قَدَّمَتْ أَيْدِيهِمْ وَاللَّهُ عَلِيمٌ بِالظَّالِمِينَ ﴿٧﴾ قُلْ
إِنَّ الْمَوْتَ الَّذِي تَفِرُّونَ مِنْهُ فَإِنَّهُ مُلَاقِيكُمْ ثُمَّ تُرَدُّونَ
إِلَىٰ عَالِمِ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ فَيُنَبِّئُكُم بِمَا كُنتُمْ تَعْمَلُونَ ﴿٨﴾



## SURJA “EL-XHUMU‘A”

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Nga qëllimet e sures:

Shpalosja e mirësisë së dërgimit të Profetit ﷺ nga Allahu mbi këtë Umet dhe sqarimi i vlerës së ditës së Xhuma.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Allahun vazhdimisht e lartëson dhe e shenjtëron, gjithçka që është në qiej dhe gjithçka që është në Tokë. Ai është Sunduesi dhe Zotëruesi i Vetëm, i Dëlirë nga çdo e metë dhe mangësi, i Plotfuqishmi që nuk pengohet nga askush, i Urti në krijimin, ligjet dhe paracaktimin e Tij.

(2) Ai dërgoi në mesin e analfabetëve arabë, të cilët nuk dinin shkrim e as lexim, një të Dërguar prej tyre, që u lexonte atyre shpalljet e Tij, i dëlirte nga mosbesimi dhe veset e këqija, u mësonte Kuranin dhe Sunetin. Vërtet, para dërgimit të Tij ata ishin në humbje të plotë, për shkak të idhujtarisë, vrasjes së fëmijëve të tyre, padrejtësive ndaj të shtypurve dhe pasigurisë shoqërore në të cilën jetonin.

(3) Ky i Dërguar erdhi edhe për popujt dhe brezat e mëpasshëm, deri në Ditën e Gjykimit. Ai është i Plotfuqishmi, që bën çfarë të dëshirojë dhe i Urti në gjithçka që krijon, ligjëron dhe paracakton.

(4) Ky dërgim i Profetit për arabët dhe joarabët është dhuntia Allahut, që Ai ia jep kujt të dëshirojë. Vërtet, Allahu zotëron dhunti madhështore dhe njëra prej tyre është dërgimi i Profetit për të gjithë njerëzimin. Allahu i Lartësuar, pasi flet për dërgimin e Profetit dhe për zbritjen e Kuranit, përmend gjendjen e pasuesve të profetit Musa, të cilën nuk pranonin të vepronin sipas Teuratit. Këtë e bën me qëllim që të paralajmërojë muslimanët që të mos sillen kështu:

(5) Shembulli i judenjve që u ishte ngarkuar të ruanin e të zbatonin Teuratin e që pastaj nuk e bartën atë amanet, është si shembulli i gomarit që bart libra, por që nuk di asgjë se çfarë shkruhet në to. Nuk ka shembull më të keq se ai i një populli që i konsideron gënjeshtra shpalljet e Allahut, të cilat tregojnë rreth njëshmërisë, fuqisë e urtësisë së Tij! Ja, pra, pse Allahu nuk ia mundëson udhëzimin një populli keqbërës, i cili e mohon Allahun dhe të dërguarit e Tij.

(6) Thuaju atyre, o i Dërguar: “O ju që ndiqni ende judaizmin pas shtrembërimit të tij! Nëse pretendoni se jeni të dashurit e vetëm të Allahut, duke përjashtuar kështu të gjithë njerëzit e tjerë, atëherë dëshirojeni vdekjen, që ta arrini sa më shpejt atë që ju qenka premtuar në botën tjetër, nëse mendoni vërtet se jeni i vetmi popull i zgjedhur prej Zotit!”

(7) Mirëpo, ata nuk do ta dëshironin kurrë atë. Në fakt duan të jetojnë vetëm në këtë botë, për shkak të mohimit dhe të gjynaheve që kanë bërë duart e tyre dhe për shkak se kanë shtrembëruar Teuratin. Vërtet, Allahu është i njeh mirë keqbërësit, që e mohojnë Allahun dhe të dërguarit e Tij.

(8) Thuaju, o i Dërguar: “Në të vërtetë, vdekja prej të cilës ju ikni, sigurisht që ka për t’ju ardhur një ditë. Pastaj, në Ditën e Gjykimit, juve do t’ju kthejnë tek Njohësi i së fshehtës e të dukshmes, të Cilit nuk i është fshehur asgjë e do të jetë Ai që do t’ju tregojë juve se çfarë keni punuar për të shpëtuar atë Ditë!”.

### Mësime nga ajetet:

- Mirësia madhështore e Allahut me dërgimin e Profetit (a.s.) për njerëzimin në përgjithësi dhe për arabët në veçanti, duke i nxjerrë ata nga injoranca dhe humbja.
- Udhëzimi është një mirësi që mundësohet vetëm nga Allahu, kështu që ajo kërkohet vetëm prej Tij dhe fitohet me bindjen ndaj Tij.
- Hedhja poshtë e pretendimit të judenjve se janë të zgjedhurit e Allahut, duke i sfiduar ata që të kërkonin vdekjen, nëse janë të dashurit Zotit, sepse i dashuri ka mall për të dashurin e vet.

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِذَا نُودِيَ لِلصَّلَوٰةِ مِن يَوۡمِ ٱلۡجُمُعَةِ فَٱسۡعَوۡاْ
إِلَىٰ ذِكۡرِ ٱللَّهِ وَذَرُواْ ٱلۡبَيۡعَۚ ذَٰلِكُمۡ خَيۡرٞ لَّكُمۡ إِن كُنتُمۡ تَعۡلَمُونَ
٩ فَإِذَا قُضِيَتِ ٱلصَّلَوٰةُ فَٱنتَشِرُواْ فِي ٱلۡأَرۡضِ وَٱبۡتَغُواْ
مِن فَضۡلِ ٱللَّهِ وَٱذۡكُرُواْ ٱللَّهَ كَثِيرٗا لَّعَلَّكُمۡ تُفۡلِحُونَ ١٠
وَإِذَا رَأَوۡاْ تِجَٰرَةً أَوۡ لَهۡوًا ٱنفَضُّوٓاْ إِلَيۡهَا وَتَرَكُوكَ قَآئِمٗاۚ قُلۡ مَا عِندَ
ٱللَّهِ خَيۡرٞ مِّنَ ٱللَّهۡوِ وَمِنَ ٱلتِّجَٰرَةِۚ وَٱللَّهُ خَيۡرُ ٱلرَّٰزِقِينَ ١١

ترتيبها ٦٣ — سُورَةُ المُنَافِقُونَ — آياتها ١١

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا جَآءَكَ ٱلۡمُنَٰفِقُونَ قَالُواْ نَشۡهَدُ إِنَّكَ لَرَسُولُ ٱللَّهِۗ وَٱللَّهُ يَعۡلَمُ إِنَّكَ
لَرَسُولُهُۥ وَٱللَّهُ يَشۡهَدُ إِنَّ ٱلۡمُنَٰفِقِينَ لَكَٰذِبُونَ ١ ٱتَّخَذُوٓاْ
أَيۡمَٰنَهُمۡ جُنَّةٗ فَصَدُّواْ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِۚ إِنَّهُمۡ سَآءَ مَا كَانُواْ
يَعۡمَلُونَ ٢ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمۡ ءَامَنُواْ ثُمَّ كَفَرُواْ فَطُبِعَ عَلَىٰ قُلُوبِهِمۡ فَهُمۡ
لَا يَفۡقَهُونَ ٣ ۞ وَإِذَا رَأَيۡتَهُمۡ تُعۡجِبُكَ أَجۡسَامُهُمۡۖ وَإِن يَقُولُواْ ربع الحزب ٥٦
تَسۡمَعۡ لِقَوۡلِهِمۡۖ كَأَنَّهُمۡ خُشُبٞ مُّسَنَّدَةٞۖ يَحۡسَبُونَ كُلَّ صَيۡحَةٍ
عَلَيۡهِمۡۚ هُمُ ٱلۡعَدُوُّ فَٱحۡذَرۡهُمۡۚ قَٰتَلَهُمُ ٱللَّهُۖ أَنَّىٰ يُؤۡفَكُونَ ٤



(9) O ju që keni besuar Allahun dhe i vini në zbatim porositë e Tij! Kur myezini të thërrasë ezanin për namazin e xhumasë në ditën e premte, pasi hatibi të hipë në minber, atëherë nxitoni drejt xhamive për të dëgjuar hytben *(ligjërimin)* dhe për të falur namazin; si dhe lëreni çdo shitblerje në këtë kohë, derisa ta keni kryer faljen e saj. Kjo është më e mirë për ju, nëse ju vërtetë e dini se ajo që do t'ju japë Allahu është shumë më e mirë se ajo që ju mund të fitoni gjatë kësaj kohe.

(10) E kur ta keni kryer namazin, atëherë shpërndahuni nëpër tokë dhe kërkoni prej të mirave të Allahut, që janë hallall e që fitohen në rrugë hallall, për të plotësuar me to nevojat tuaja. Dhe kujtojeni shpesh Allahun, gjatë kërkimit të furnizimit tuaj, me shpresën që të shpëtoni prej të keqes së vetes suaj dhe të arrini atë që e dëshironi.

(11) Disa muslimanë, sapo ata të shohin ndonjë tregti apo argëtim, menjëherë shkojnë tek ajo dhe të lënë ty në këmbë duke mbajtur hytbe. Thuaju, o i Dërguar: "Ajo që është tek Allahu është shumë herë më e mirë se argëtimi dhe tregtia, se Allahu është më i Miri Furnizues."

## SURJA "EL-MUNAFIKUN"

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Nga qëllimet e sures:

Sqarimi i së vërtetës së hipokritëve dhe tërheqja e vëmendjes për të pasur kujdes prej tyre dhe për të mos ngjarë me ta.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Kur të erdhën ty, o i Dërguar, hipokritët, ata të cilët hiqen si muslimanë, por nga brenda janë mohues dhe thanë: "Dëshmojmë, se ti je vërtet i Dërguari i Allahut!" E sa i përket dëshmisë së tyre, Allahu e di shumë mirë se ti je vërtet i Dërguari i Tij, e megjithatë Allahu dëshmon se hipokritët janë vërtet gënjeshtarë, pasi ata nuk janë të sinqertë në dëshminë e tyre.

(2) Ata i përdorin betimet e tyre si një mburojë për të shpëtuar prej besimtarëve dhe kështu kanë mundësi që me intrigat, sabotimet e futjen e përçarjeve, t'i pengojnë e t'i devijojnë njerëzit prej rrugës së Allahut. Vërtet, ata nuk e kuptojnë sesa të këqija janë hipokrizia dhe betimet e rreme!

(3) Vepronin ashtu, për shkak se ata fillimisht besuan *(dëshmuan)* me gjuhë e pastaj *(e)* mohuan me zemër *(atë që dëshmuan)* dhe kështu, në zemrat e tyre u vulos përfundimisht mohimi, prandaj ata nuk e kuptojnë të keqen e asaj që ata janë duke e bërë me hipokrizinë e tyre.

(4) E nëse i sheh, o i Dërguar, nga jashtë të mahnitin me fizionominë dhe pamjen e tyre e nëse thonë diçka, të bëjnë për vete me fjalët e tyre. Në mesin e besimtarëve, ata rrinë si të ishin hunj të mbështetur, që mbështeten vetëm tek të tjerët e asgjë nuk mbështetet në ta, dhe nëse u flet dikush atyre diçka, ata e konsiderojnë si një kushtrim kundër tyre. Mu ata janë armiku, prandaj ruaju, o i Dërguar, prej tyre! I vraftë Allahu, nga mendojnë se po shkojnë, me ikjen e tyre prej Allahut?!

### Mësime nga ajetet:

- Obligimi i të shpejtuarit për të falur namazin e xhumasë sapo të thërritet ezani i tij dhe ndalimi i bërjes së çdo gjëje që i përket kësaj bote nëse nuk ekziston diçka që e pengon njeriun.
- Emërtimi i një sureje në Kuran me fjalën "El-Munafikun - Hipokritët" tregon rrezikshmërinë e tyre dhe kamuflimit të tyre në mes fjalëve, veprave dhe paraqitjeve të tyre, shpesh herë edhe të devotshme.
- Ajo që ka rëndësi është mirësia e brendshme dhe jo bukuria e jashtme dhe as gojëtaria.

وَإِذَا قِيلَ لَهُمْ تَعَالَوْا يَسْتَغْفِرْ لَكُمْ رَسُولُ ٱللَّهِ لَوَّوْا رُءُوسَهُمْ
وَرَأَيْتَهُمْ يَصُدُّونَ وَهُم مُّسْتَكْبِرُونَ ٥ سَوَآءٌ عَلَيْهِمْ
أَسْتَغْفَرْتَ لَهُمْ أَمْ لَمْ تَسْتَغْفِرْ لَهُمْ لَن يَغْفِرَ ٱللَّهُ لَهُمْ
إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَهْدِى ٱلْقَوْمَ ٱلْفَٰسِقِينَ ٦ هُمُ ٱلَّذِينَ يَقُولُونَ
لَا تُنفِقُوا عَلَىٰ مَنْ عِندَ رَسُولِ ٱللَّهِ حَتَّىٰ يَنفَضُّوا وَلِلَّهِ
خَزَآئِنُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ وَلَٰكِنَّ ٱلْمُنَٰفِقِينَ لَا يَفْقَهُونَ
٧ يَقُولُونَ لَئِن رَّجَعْنَآ إِلَى ٱلْمَدِينَةِ لَيُخْرِجَنَّ ٱلْأَعَزُّ
مِنْهَا ٱلْأَذَلَّ وَلِلَّهِ ٱلْعِزَّةُ وَلِرَسُولِهِۦ وَلِلْمُؤْمِنِينَ وَلَٰكِنَّ
ٱلْمُنَٰفِقِينَ لَا يَعْلَمُونَ ٨ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا لَا تُلْهِكُمْ
أَمْوَٰلُكُمْ وَلَآ أَوْلَٰدُكُمْ عَن ذِكْرِ ٱللَّهِ وَمَن يَفْعَلْ
ذَٰلِكَ فَأُولَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْخَٰسِرُونَ ٩ وَأَنفِقُوا مِن مَّا رَزَقْنَٰكُم
مِّن قَبْلِ أَن يَأْتِىَ أَحَدَكُمُ ٱلْمَوْتُ فَيَقُولَ رَبِّ لَوْلَآ أَخَّرْتَنِىٓ
إِلَىٰٓ أَجَلٍ قَرِيبٍ فَأَصَّدَّقَ وَأَكُن مِّنَ ٱلصَّٰلِحِينَ ١٠ وَلَن
يُؤَخِّرَ ٱللَّهُ نَفْسًا إِذَا جَآءَ أَجَلُهَا وَٱللَّهُ خَبِيرٌۢ بِمَا تَعْمَلُونَ ١١

ترتيبها ٦٤ سُورَةُ التَّغَابُنِ آياتها ١٨



(5) E kur u thuhet atyre: “Ejani që të kërkojë falje i Dërguari i Allahut për ju, siç bëjnë besimtarët!”, ata e tundin kokën me ironi dhe refuzojnë. Dhe kështu tregohen mendjemëdhenj ndaj pranimit të së vërtetës dhe të nënshtrimit ndaj saj.

(6) Për ta është njësoj, si u lute për faljen e tyre e si nuk u lute për ta, Allahu nuk ka për t’ua falur kurrë atyre hipokrizinë, nëse ata nuk besojnë sinqerisht. Vërtet Allahu nuk i udhëzon njerëzit e pabindur, të cilët në brendësinë e tyre fshehin hipokrizinë dhe mohimin.

(7) Janë pikërisht ata që vëllezërve të tyre hipokritë u thonë: “Mos u jepni asgjë prej pasurisë tuaj atyre që janë mbledhur pranë të Dërguarit të Allahut, për të mësuar e për të përfituar dije, derisa ata të largohen tërësisht prej tij e të merren me nevojat e tyre jetësore!” Në të vërtetë, Allahut i takojnë depot e qiejve dhe të Tokës, mirëpo hipokritët nuk e kuptojnë se edhe vetë pasuria e tyre është në Dorë të Allahut.

(8) Kreu i hipokritëve (Abdullah bin Ubej) thotë: “Kur të kthehemi në Medine *(nga kjo luftë)*, unë dhe njerëzit e mi, që jemi më të fortët sigurisht që do t’i përzëmë prej saj të përçmuarit *(Muhamedin a.s. me shokët e tij)*!” Në fakt, e tërë fuqia dhe krenaria i përkasin vetëm Allahut, të Dërguarit Tij dhe besimtarëve, mirëpo hipokritët nuk e dinë se vlerat e vërteta nuk vlerësohen në bazë të pamjes së jashtme, oratorisë, pasurisë dhe as pushtetit e famës.”

(9) O ju që keni besuar Allahun dhe i vini në zbatim porositë e Tij! Le të mos ju largojnë as pasuria juaj dhe as fëmijët tuaj nga përmendja e Allahut - falja e namazit në kohën e vet, leximi i Kuranit dhe adhurimet e tjera. E kush e bën këtë, pikërisht ata janë edhe të dështuarit e vërtetë, që e kanë shkatërruar dhe çuar dëm gjithçka që ata e kanë arritur prej vlerave të tyre, si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër.

(10) Jepeni zekatin *(lëmoshën e obliguar)* prej asaj pasurie me të cilën Ne ju kemi furnizuar, para se ndonjërit prej jush t’i vijë vdekja papritur dhe i dëshpëruar për çfarë i ka humbur të thotë: “O Zoti im, përse nuk ma shtyve edhe pak vdekjen, deri në një afat të përafërt *(me pleqërinë)*, që të dhuroja prej pasurisë time dhe të bëhesha prej përmirësuesve të devotshëm!”

(11) Mirëpo Allahu nuk do t’ia shtyjë afatin asnjë njeriu, kur atij t’i ketë ardhur momenti i vdekjes; e dijeni se Allahu e di mirë gjithçka që ju punoni, ku edhe sipas punëve tuaja do të shpërbleheni. Kush ka bërë mirë, do të gjejë mirë dhe kush ka bërë keq, do të gjejë keq.

**Mësime nga ajetet:**

- Prej cilësive të hipokritëve janë edhe refuzimi i këshillës dhe të qenit mendjemadh e përçmues.
- Prej taktikave që përdorin armiqtë kundër fesë është bllokada ekonomike ndaj muslimanëve.
- Rreziku që paraqesin pasuria dhe fëmijët nëse të largojnë nga adhurimi i Allahut.
- Allahu ka për ta shpërblyer njeriun sipas veprave që ai bën në këtë jetë. Nëse ai jep, Allahu i jep, dhe nëse ai tregohet dorështrënguar, kjo do jetë në dëm të vet, pasi Allahut do i mbesin gjithçka pas tij.

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

يُسَبِّحُ لِلَّهِ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَمَا فِي الْأَرْضِ ۖ لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ ۖ
وَهُوَ عَلَىٰ كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ ﴿١﴾ هُوَ الَّذِي خَلَقَكُمْ فَمِنكُمْ كَافِرٌ وَمِنكُم
مُّؤْمِنٌ ۚ وَاللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ بَصِيرٌ ﴿٢﴾ خَلَقَ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ
بِالْحَقِّ وَصَوَّرَكُمْ فَأَحْسَنَ صُوَرَكُمْ ۖ وَإِلَيْهِ الْمَصِيرُ ﴿٣﴾ يَعْلَمُ
مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ وَيَعْلَمُ مَا تُسِرُّونَ وَمَا تُعْلِنُونَ ۚ وَاللَّهُ
عَلِيمٌ بِذَاتِ الصُّدُورِ ﴿٤﴾ أَلَمْ يَأْتِكُمْ نَبَأُ الَّذِينَ كَفَرُوا مِن قَبْلُ
فَذَاقُوا وَبَالَ أَمْرِهِمْ وَلَهُمْ عَذَابٌ أَلِيمٌ ﴿٥﴾ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُ كَانَت تَّأْتِيهِمْ
رُسُلُهُم بِالْبَيِّنَاتِ فَقَالُوا أَبَشَرٌ يَهْدُونَنَا فَكَفَرُوا وَتَوَلَّوا ۚ وَّاسْتَغْنَى
اللَّهُ ۚ وَاللَّهُ غَنِيٌّ حَمِيدٌ ﴿٦﴾ زَعَمَ الَّذِينَ كَفَرُوا أَن لَّن يُبْعَثُوا ۚ قُلْ بَلَىٰ
وَرَبِّي لَتُبْعَثُنَّ ثُمَّ لَتُنَبَّؤُنَّ بِمَا عَمِلْتُمْ ۚ وَذَٰلِكَ عَلَى اللَّهِ يَسِيرٌ ﴿٧﴾
فَآمِنُوا بِاللَّهِ وَرَسُولِهِ وَالنُّورِ الَّذِي أَنزَلْنَا ۚ وَاللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ خَبِيرٌ
﴿٨﴾ يَوْمَ يَجْمَعُكُمْ لِيَوْمِ الْجَمْعِ ۖ ذَٰلِكَ يَوْمُ التَّغَابُنِ ۗ وَمَن يُؤْمِن بِاللَّهِ
وَيَعْمَلْ صَالِحًا يُكَفِّرْ عَنْهُ سَيِّئَاتِهِ وَيُدْخِلْهُ جَنَّاتٍ تَجْرِي مِن
تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا أَبَدًا ۚ ذَٰلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيمُ ﴿٩﴾



## SURJA "ET-TEGABUN"

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Nga qëllimet e sures:

Paralajmërimi nga kryerja e veprave që sjellin pendesë dhe zhgënjim Ditën e Kiametit.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Allahun vazhdimisht e lartëson dhe e shenjtëron, gjithçka që është në qiej dhe gjithçka që është në Tokë, duke e veçuar e përjashtuar emrin e Tij prej çdo të mete e mangësie që e mendojnë rreth Tij mohuesit e idhujtarët. Vetëm Atij i përkasin sundimi, lavdet e falënderimi; Ai është i Fuqishëm për gjithçka dhe asgjë nuk e pengon atë!
(2) Ai ju ka krijuar të gjithë ju, o njerëz. Disa prej jush janë mohues që do të përfundojnë në Zjarr dhe disa janë besimtarë. Allahu e sheh mirë e çfarë bëni, Atij nuk i fshihet asnjë vepër e juaja dhe sipas tyre ka për t'ju shpërblyer.
(3) Ai i ka krijuar qiejt dhe Tokën me një rregullsi e urtësi absolute, ku çdo gjë në to e dëshmon të Vërtetën e Tij Supreme. Në të njëjtën mënyrë Ai jua ka përsosur edhe juve fizionominë tuaj nga mirësia e Vet. Nëse dëshiron, e bën atë të shëmtuar. Por në fund të jetës së përkohshme të kësaj bote, tek Ai keni për t'u kthyer përsëri, që t'ju shpërblejë sipas veprave që keni bërë.
(4) Ai di për gjithçka që ekziston si në qiej ashtu dhe në Tokë, ashtu sikurse Ai e di edhe atë që ju mbani sekret prej njëri-tjetrit apo e publikoni atë haptazi, qoftë ajo fjalë apo vepër. Allahu di edhe për ndjenjat e mendimet e robërve të Vet, të mira a të këqija qofshin ato.
(5) Vallë a nuk ju kanë arritur juve, o njerëz pa besim, tregimet e popujve të zhdukur, që patën mohuar më parë, siç ishte populli i Nuhut, i Adit, Themudit e të tjerë?! Ata e patën provuar ndëshkimin e hidhur të Allahut, për mohimin e tyre. E në botën tjetër të tillët do të kenë vuajtje e dënim akoma edhe më të dhembshëm, për atë që patën bërë.
(6) Ajo çfarë i gjeti ata, ishte për shkak se kur atyre u vinin të dërguarit e Allahut, nga mesi i tyre, me sqarime e fakte të qarta prej Tij, ata për t'i refuzuar thoshin: "Vallë, një njeri si ne ka ardhur për të na orientuar drejt së Vërtetës?!" E menjëherë mohonin dhe refuzonin që të besonin. Por kjo nuk e dëmton Allahun, sepse Ai nuk ka nevojë për besimin dhe bindjen e njerëzve. Ai është i Vetëmjaftueshëm dhe i Lavdëruar nga Vetvetja, edhe nëse nuk do ta falënderonte kush, pasi ai nuk ka nevojë për falënderimin e askujt! (7) Kujtuan mohuesit se mund të bënin çfarë të donin me jetën e tyre e nuk kanë për t'u ringjallur. Thuaju, o i Dërguar: "Sigurisht, pasha Zotin tim, që keni për t'u ringjallur; pastaj, do të viheni në dijeni për gjithçka që keni vepruar dhe kjo çështje për Allahun është shumë e lehtë, mjafton një fjalë e Tij "Bëhu!" që ajo të bëhet, edhe pse Ai nuk ka nevojë as që ta thotë atë."
(8) Pra, besojini, o njerëz, Allahut që ju ka krijuar dhe të Dërguarit të Tij - Muhamedit që Ai jua ka dërguar! Besojini Dritës *(Kuranit dhe Sunetit)* që Ne jua kemi zbritur juve nëpërmjet tij, pasi Allahu e di me hollësi çdo gjë që ju e veproni dhe punoni.
(9) Kujto, o i Dërguar, ditën kur Ai t'i bashkojë të gjithë njerëzit, duke i ringjallur për t'i gjykuar për veprat e tyre! Në atë ditë do të shfaqen humbja dhe mangësitë e mohuesve, kur besimtarët të zënë vendet që do të ishin për ta (mohuesit) në Xhenet (sikur të besonin). Prandaj, kush i beson Allahut dhe bën vepra të devotshme e përmirësuese prej jush, Allahu nëpërmjet tyre ka për t'ia fshirë atij të këqijat e ka për ta futur në kopshtet e Xhenetit, nën pallatet dhe pemët e të cilit rrjedhin lumenj, ku do të qëndrojnë përjetë së bashku me besimtarët e tjerë. Ky, pra, është fitimi i madh, për të cilin ia vlen, o besimtarë, që të punoni për të!

### Mësime nga ajetet:

• Allahu ka paracaktuar që disa njerëz të jenë të mjerë (mohues) dhe disa të jenë të lumtur (besimtarë), se vetëm Ai i di brendësitë. • Prej gjërave që e ndihmojnë njeriun të ketë vullnet për vepra të mira është përmendja e Allahut, lutja e Tij për ndihmë në këtë, si dhe përkujtimi i atyre që do bëhen pishman në Ditën e Gjykimit për mundësitë e humbura gjatë jetës së kësaj bote - Allahu na mundësoftë një përfundim të mirë!

وَٱلَّذِينَ كَفَرُواْ وَكَذَّبُواْ بِـَٔايَٰتِنَآ أُوْلَٰٓئِكَ أَصۡحَٰبُ ٱلنَّارِ
خَٰلِدِينَ فِيهَاۖ وَبِئۡسَ ٱلۡمَصِيرُ ١٠ مَآ أَصَابَ مِن مُّصِيبَةٍ
إِلَّا بِإِذۡنِ ٱللَّهِۗ وَمَن يُؤۡمِنۢ بِٱللَّهِ يَهۡدِ قَلۡبَهُۥۚ وَٱللَّهُ بِكُلِّ
شَيۡءٍ عَلِيمٞ ١١ وَأَطِيعُواْ ٱللَّهَ وَأَطِيعُواْ ٱلرَّسُولَۚ فَإِن
تَوَلَّيۡتُمۡ فَإِنَّمَا عَلَىٰ رَسُولِنَا ٱلۡبَلَٰغُ ٱلۡمُبِينُ ١٢ ٱللَّهُ لَآ إِلَٰهَ
إِلَّا هُوَۚ وَعَلَى ٱللَّهِ فَلۡيَتَوَكَّلِ ٱلۡمُؤۡمِنُونَ ١٣ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِنَّ مِنۡ أَزۡوَٰجِكُمۡ وَأَوۡلَٰدِكُمۡ عَدُوّٗا
لَّكُمۡ فَٱحۡذَرُوهُمۡۚ وَإِن تَعۡفُواْ وَتَصۡفَحُواْ وَتَغۡفِرُواْ
فَإِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٞ رَّحِيمٌ ١٤ إِنَّمَآ أَمۡوَٰلُكُمۡ وَأَوۡلَٰدُكُمۡ
فِتۡنَةٞۚ وَٱللَّهُ عِندَهُۥٓ أَجۡرٌ عَظِيمٞ ١٥ فَٱتَّقُواْ ٱللَّهَ مَا ٱسۡتَطَعۡتُمۡ
وَٱسۡمَعُواْ وَأَطِيعُواْ وَأَنفِقُواْ خَيۡرٗا لِّأَنفُسِكُمۡۗ وَمَن يُوقَ
شُحَّ نَفۡسِهِۦ فَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡمُفۡلِحُونَ ١٦ إِن تُقۡرِضُواْ
ٱللَّهَ قَرۡضًا حَسَنٗا يُضَٰعِفۡهُ لَكُمۡ وَيَغۡفِرۡ لَكُمۡۚ وَٱللَّهُ شَكُورٌ
حَلِيمٌ ١٧ عَٰلِمُ ٱلۡغَيۡبِ وَٱلشَّهَٰدَةِ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ ١٨

ترتيبها ٦٥ — سُورَةُ الطَّلَاقِ — آياتها ١٢



(10) E sa u përket atyre që mohuan dhe i konsideruan gënjeshtra argumentet Tona, të cilat Ne ua shpallëm të dërguarve Tanë, të tillët do të jenë banorë të Zjarrit, ku edhe do të qëndrojnë përgjithmonë. E për ta nuk do ketë vend më të keq se ai!

(11) Çfarëdo që t'ju godasë, o njerëz, në jetën e kësaj bote, prej fatkeqësive apo gjërave të padëshiruara, ato nuk do ju kishin rënë nëse nuk do t'i kish lejuar Allahu. E kush i beson Allahut, duke e pranuar caktimin e Tij, Allahu ka për t'ia udhëzuar zemrën atij, që ai të besojë e të jetë i bindur në shpërblimin e madh që Allahu ka përgatitur për të, në këtë botë e në botën tjetër. Sprova të tilla vijnë që ta dini shkallën tuaj të besimit dhe arsyen se pse disa do të shpërblehen më shumë se ju në botën tjetër. Përndryshe Allahu është di çdo gjë e nuk ka nevojë që t'ju vërë juve në sprovë për t'ju njohur; Ai e di edhe për atë që nuk ekziston, se si do të ishte nëse do të ekzistonte.

(12) E që ta arrini këtë *(shkallë besimi)*, bindjuni Allahut, duke i zbatuar porositë e Tij dhe bindjuni të Dërguarit, duke ndjekur shembullin e tij. E nëse ia ktheni shpinën *(bindjes e besimit)*, atëherë dijeni se i Dërguari nuk ka asnjë përgjegjësi tjetër, përveç komunikimit të qartë, duke ju sqaruar se

(13) Allahu është i Vetmi që e meriton të adhurohet e askush tjetër nuk e meriton të adhurohet përveç Tij dhe se vetëm tek Allahu le të mbështeten besimtarët, me kërkim ndihme e lutje, për të gjitha çështjet.

(14) O ju që i keni besuar Allahut dhe i vini në zbatim porositë e Tij! Sigurisht që prej grave dhe fëmijëve tuaj, ka të tillë që janë armiq të besimit tuaj, duke ju penguar prej adhurimit të Allahut e duke ju shtyrë të jepeni pas kësaj bote. Prandaj ruajuni prej tyre e mos lejoni që ata të kenë kontroll mbi ju e t'ju pengojnë prej rrugës së Allahut apo t'ju nxisin të bëni diçka të ndaluar! Mirëpo nëse i falni për lajthitjen dhe paditurinë e tyre dhe ua mbuloni ato që kanë bërë, duke mos ua përmendur, atëherë dijeni se edhe Allahu është Mbulues e Falës i gjynaheve. Ai ju fal juve siç edhe ju i falët ata dhe është i Mëshirshëm me robërit e Vet besimtarë që me veprat e tyre kërkojnë mëshirën e Tij.

(15) Nuk ka dyshim se pasuria dhe fëmijët tuaj, nuk janë tjetër veçse provë e testim për ju, që nëpërmjet tyre të shihet se kush i zbaton dispozitat dhe obligimet e Allahut, me largimin nga harami e me kërkimin e hallallit! Dijeni se, për ata që i kaluan këto sprova, duke iu bindur vetëm Atij e duke kërkuar vetëm kënaqësinë e Tij, tek Allahu ka shpërblim më madhështor, që është Xheneti i Tij i Përjetshëm.

(16) Prandaj kini frikë Allahun, duke i zbatuar porositë e Tij, me sa mundësi të keni! Sa i përket asaj që Ai jua ka ndaluar, bëhuni të dëgjueshëm dhe binduni ndaj urdhrave të Allahut dhe të Profetit, duke hequr menjëherë dorë prej tyre *(të ndaluarave)*. Jepeni zekatin që jua kemi bërë detyrim ta ndani prej pasurisë suaj, pasi të gjitha këto porosi janë në të mirën tuaj, në këtë botë e në botën tjetër. E dijeni se ata që e ruajnë veten nga lakmia e pangopësia, do të shpëtojnë nga e keqja e veprave të tyre dhe do të arrijnë atë që e dëshirojnë.

(17) Nëse ju, o besimtarë, i huazoni Allahut një lëmoshë të mirë, duke dhënë në Rrugën e Allahut, ashtu siç ju i huazoni njëri-tjetrit borxh; Ai ka për t'jua kthyer atë juve, të shumëfishuar në shumëfish, si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër, si dhe ka për t'jua mbuluar e falur gjynahet tuaja. E dijeni se Allahu është *Mirënjohës* që dhuron shpërblim shumë më të mirë se ajo që ju jepni për të fituar kënaqësinë e Tij. Ai është i Butë e i Duruar, që dëshiron atë që është në të mirën tuaj.

(18) Allahu është Ai që njeh të padukshmen dhe të dukshmen, asgjë nuk mund t'i fshihet Atij. Ai i Plotfuqishmi, që nuk mund mposhtet prej askujt dhe i Urti në gjithçka që vepron, krijon dhe urdhëron.

### Mësime nga ajetet:

- Përgjegjësia e të dërguarve është kumtimi i shpalljes së Allahut, pastaj përgjegjësia i bie njeriu.
- Besimi në caktimin e Allahut është shkak për të gjetur qetësinë e udhëzimin shpirtëror për të kuptuar urtësinë e Tij, pasi çdo gjë Allahu e ka caktuar në të mirën e besimtarit, nëse ai duron.
- Përgjegjësitë në zbatimin e dispozitave fetare janë në varësi të mundësive që kanë besimtarët. Ata nuk do të merren në përgjegjësi nëse ato dispozita janë përtej kapacitetit dhe mundësive të tyre për t'i zbatuar.
- Allahu ua shumëfishon shpërblimin e pasurinë atyre që japin për të ndihmuar rrugën e Allahut, duke ua shtuar atë nga dhjetëfish deri në shtatëqind fish e më shumë, duke ua falur me këtë edhe gjynahet.

## SURJA "ET-TALAK"

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Nga qëllimet e sures:

Sqarimi i dispozitave të shkurorëzimit, rëndësia e madhe që ka respektimi i caqeve të vendosura nga Allahu dhe frytet e devotshmërisë.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) O Profet! Nëse ti apo dikush nga pasuesit e tu do të ndaheni nga bashkëshortja, atëherë bëjeni këtë kur ajo të jetë pastruar nga të përmuajshmet dhe nuk keni kryer marrëdhënie intime me të. Kjo është koha pas së cilës fillon edhe përllogaritja e pritjes së tyre, gjatë së cilës atyre nuk u lejohet martesa me dikë tjetër e që ju mund t'i ktheni përsëri, kthim i cili ju lejohet vetëm dy herë. Dhe mbajeni mend mirë kur fillon kjo kohë pritjeje, pasi pas tre cikleve të tyre, nëse tashmë ju nuk i keni kthyer, nuk ju lejohet më t'i ktheni si bashkëshorte, derisa ato ta kenë konsumuar martesën nën një kurorë tjetër dhe ajo (kurorë tjetër) të ketë përfunduar mes tyre (vetëm në këtë rast ju mund të martoheni përsëri me to). Kini frikë Allahun - Zotin tuaj në lidhje me këto dispozita dhe mos i dëboni ato (ish-gratë tuaja) prej shtëpive të tyre, pasi ato janë shtëpitë e tyre, derisa koha e pritjes së tyre (tre ciklet) t'u ketë përfunduar. Madje as atyre nuk u lejohet që të dalin prej shtëpive të ish-burrave të vet, para se t'u përfundojë kjo kohë pritjeje, përveç nëse ato kryejnë ndonjë akt qartësisht të turpshëm, si vjedhje, shpifje, shqetësime apo imoralitet. Në këtë rast ju nuk keni gjynah për këtë (që t'i nxirrni). Këto janë kufijtë që Allahu i ka vendosur për robërit e Vet. Kush i kalon kufijtë e Allahut, ai i ka bërë dëm vetëm vetes së vet, pasi e keqja e tij ka për ta shkatërruar vetëm atë, qoftë në jetën e kësaj bote qoftë në botën tjetër. Ti, o shkurorëzues, nuk e di, mbase pas këtij shkurorëzimi mund të ndodhë diçka të pamenduar më parë dhe ta rikthesh bashkëshorten tënde. (2) E kur ato të jenë në përfundim të pritjes së tyre, atëherë ose mbajini ato me dinjitet dhe mirësjellje, ose lërini ta plotësojnë kohën e tyre e të shkojnë me dinjitet e mirësjellje, duke u dhënë të drejtat e tyre e duke i lënë të bëjnë çfarë të duan me veten e tyre. E në zgjidhjen e këtyre problematikave, fillimisht kërkoni që të jenë prezentë dy dëshmitarë të drejtë prej burrave dhe përmbajuni dëshmisë, o ju dëshmues, duke e thënë të vërtetën vetëm për hir të Allahut! Kjo është një porosi që u bën dobi vetëm atyre që i besojnë mbikëqyrjes së Allahut dhe shpërblimit të Tij në Ditën e Gjykimit. Kush ia ka frikën Allahut, duke e ruajtur veten e vet prej gjynaheve e çfarëdolloj padrejtësie, Allahu ka për t'ia hapur atij rrugët në çdo vështirësi që e mundon gjatë të jetës së tij. (3) Si dhe ka për t'i dhënë risk nga ajo anë që ai nuk e pret e as nuk e ka menduar ndonjëherë. E kush i mbështetet Allahut me besim dhe lutje, Ai ka për t'i mjaftuar për Ndihmues. Vërtet Allahu e realizon atë që do. Asgjë nuk është e pamundur për Të e do të përmbushet ajo që Ai ka premtuar; mirëpo çdo gjëje, qoftë ajo vështirësi apo rehati, Allahu i ka vënë afat, ku secila ka kohën e vet në jetën e njeriut dhe secila do të vijë apo largohet vetëm në kohën e vet. (4) E sa u përket grave, të cilat e kanë humbur shpresën se mund t'u vijë cikli mujor, për shkak të moshës apo ndonjë sëmundjeje; nëse jeni në dilemë rreth kohës se sa duhet që ato të presin, atëherë koha e tyre e pritjes është tre muaj hënorë. Po kaq duhet të presin edhe ato, të cilat nuk kanë pasur kurrë cikël mujor, pra gratë sterile. E ndërsa ato që kanë mbetur shtatzënë prej jush dhe ju keni vendosur për t'i ndarë, afati i tyre i pritjes është derisa ato ta lindin fëmijën e tyre. E, dijeni se kush ia ka frikën Allahut, duke e ruajtur veten prej gjynaheve dhe çfarëdolloj padrejtësie, Allahu ka për t'ia lehtësuar atij punët e tij dhe ka për t'ia bërë të lehtë çdo vështirësi. (5) Këto dispozita për ndarjen dhe kohën e pritjes janë vendimi i Allahut, o besimtarë, që ju t'i zbatoni. Atij që ia ka frikën Allahut, duke u ruajtur prej gjynaheve dhe padrejtësive, Ai ka për t'ia fshirë gjynahet dhe ka për t'ia shumëfishuar shpërblimin, si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër.



بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّبِيُّ إِذَا طَلَّقۡتُمُ ٱلنِّسَآءَ فَطَلِّقُوهُنَّ لِعِدَّتِهِنَّ وَأَحۡصُواْ ٱلۡعِدَّةَۖ (نصف الحزب ٥٦)
وَٱتَّقُواْ ٱللَّهَ رَبَّكُمۡۖ لَا تُخۡرِجُوهُنَّ مِنۢ بُيُوتِهِنَّ وَلَا يَخۡرُجۡنَ إِلَّآ أَن
يَأۡتِينَ بِفَٰحِشَةٖ مُّبَيِّنَةٖۚ وَتِلۡكَ حُدُودُ ٱللَّهِۚ وَمَن يَتَعَدَّ حُدُودَ ٱللَّهِ
فَقَدۡ ظَلَمَ نَفۡسَهُۥۚ لَا تَدۡرِي لَعَلَّ ٱللَّهَ يُحۡدِثُ بَعۡدَ ذَٰلِكَ أَمۡرٗا ١
فَإِذَا بَلَغۡنَ أَجَلَهُنَّ فَأَمۡسِكُوهُنَّ بِمَعۡرُوفٍ أَوۡ فَارِقُوهُنَّ بِمَعۡرُوفٖ
وَأَشۡهِدُواْ ذَوَيۡ عَدۡلٖ مِّنكُمۡ وَأَقِيمُواْ ٱلشَّهَٰدَةَ لِلَّهِۚ ذَٰلِكُمۡ يُوعَظُ
بِهِۦ مَن كَانَ يُؤۡمِنُ بِٱللَّهِ وَٱلۡيَوۡمِ ٱلۡأٓخِرِۚ وَمَن يَتَّقِ ٱللَّهَ يَجۡعَل لَّهُۥ
مَخۡرَجٗا ٢ وَيَرۡزُقۡهُ مِنۡ حَيۡثُ لَا يَحۡتَسِبُۚ وَمَن يَتَوَكَّلۡ عَلَى ٱللَّهِ
فَهُوَ حَسۡبُهُۥٓۚ إِنَّ ٱللَّهَ بَٰلِغُ أَمۡرِهِۦۚ قَدۡ جَعَلَ ٱللَّهُ لِكُلِّ شَيۡءٖ
قَدۡرٗا ٣ وَٱلَّٰٓـِٔي يَئِسۡنَ مِنَ ٱلۡمَحِيضِ مِن نِّسَآئِكُمۡ إِنِ
ٱرۡتَبۡتُمۡ فَعِدَّتُهُنَّ ثَلَٰثَةُ أَشۡهُرٖ وَٱلَّٰٓـِٔي لَمۡ يَحِضۡنَۚ وَأُوْلَٰتُ
ٱلۡأَحۡمَالِ أَجَلُهُنَّ أَن يَضَعۡنَ حَمۡلَهُنَّۚ وَمَن يَتَّقِ ٱللَّهَ
يَجۡعَل لَّهُۥ مِنۡ أَمۡرِهِۦ يُسۡرٗا ٤ ذَٰلِكَ أَمۡرُ ٱللَّهِ أَنزَلَهُۥٓ إِلَيۡكُمۡۚ
وَمَن يَتَّقِ ٱللَّهَ يُكَفِّرۡ عَنۡهُ سَيِّـَٔاتِهِۦ وَيُعۡظِمۡ لَهُۥٓ أَجۡرًا ٥



### Mësime nga ajetet:

- Allahu i drejtohet Profetit të Vet, duke nënkuptuar me këtë umetin *(ndjekësit)* e tij edhe pse ajo me të cilën Ai i porosit nuk ka lidhje drejtpërsëdrejti me të.
- Strehimi dhe mbajtja e grave të sapo ndara, që presin të plotësojnë kohën e pritjes kur është i lejuar rikthimi i tyre, është një detyrim dhe dispozitë juridike islame që ka përgjegjësi.
- Marrja e dëshmitarëve ndihmon në shuarjen e çdolloj konflikti apo ndihmon në sqarimin e tyre.
- Me anë të dispozitave Allahu provon devotshmërinë e robërve të Vet, duke u dhënë për shkak të saj shpërblimet më të mëdha si në këtë botë edhe në botën tjetër.

أَسۡكِنُوهُنَّ مِنۡ حَيۡثُ سَكَنتُم مِّن وُجۡدِكُمۡ وَلَا تُضَآرُّوهُنَّ لِتُضَيِّقُواْ
عَلَيۡهِنَّۚ وَإِن كُنَّ أُوْلَٰتِ حَمۡلٖ فَأَنفِقُواْ عَلَيۡهِنَّ حَتَّىٰ يَضَعۡنَ حَمۡلَهُنَّۚ فَإِنۡ
أَرۡضَعۡنَ لَكُمۡ فَـَٔاتُوهُنَّ أُجُورَهُنَّ وَأۡتَمِرُواْ بَيۡنَكُم بِمَعۡرُوفٖۖ وَإِن
تَعَاسَرۡتُمۡ فَسَتُرۡضِعُ لَهُۥٓ أُخۡرَىٰ ٦ لِيُنفِقۡ ذُو سَعَةٖ مِّن سَعَتِهِۦۖ وَمَن
قُدِرَ عَلَيۡهِ رِزۡقُهُۥ فَلۡيُنفِقۡ مِمَّآ ءَاتَىٰهُ ٱللَّهُۚ لَا يُكَلِّفُ ٱللَّهُ نَفۡسًا إِلَّا
مَآ ءَاتَىٰهَاۚ سَيَجۡعَلُ ٱللَّهُ بَعۡدَ عُسۡرٖ يُسۡرٗا ٧ وَكَأَيِّن مِّن قَرۡيَةٍ عَتَتۡ
عَنۡ أَمۡرِ رَبِّهَا وَرُسُلِهِۦ فَحَاسَبۡنَٰهَا حِسَابٗا شَدِيدٗا وَعَذَّبۡنَٰهَا عَذَابٗا
نُّكۡرٗا ٨ فَذَاقَتۡ وَبَالَ أَمۡرِهَا وَكَانَ عَٰقِبَةُ أَمۡرِهَا خُسۡرًا ٩ أَعَدَّ ٱللَّهُ
لَهُمۡ عَذَابٗا شَدِيدٗاۖ فَٱتَّقُواْ ٱللَّهَ يَٰٓأُوْلِي ٱلۡأَلۡبَٰبِ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْۚ قَدۡ أَنزَلَ
ٱللَّهُ إِلَيۡكُمۡ ذِكۡرٗا ١٠ رَّسُولٗا يَتۡلُواْ عَلَيۡكُمۡ ءَايَٰتِ ٱللَّهِ مُبَيِّنَٰتٖ لِّيُخۡرِجَ
ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ مِنَ ٱلظُّلُمَٰتِ إِلَى ٱلنُّورِۚ وَمَن يُؤۡمِنۢ
بِٱللَّهِ وَيَعۡمَلۡ صَٰلِحٗا يُدۡخِلۡهُ جَنَّٰتٖ تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُ خَٰلِدِينَ
فِيهَآ أَبَدٗاۖ قَدۡ أَحۡسَنَ ٱللَّهُ لَهُۥ رِزۡقًا ١١ ٱللَّهُ ٱلَّذِي خَلَقَ سَبۡعَ سَمَٰوَٰتٖ
وَمِنَ ٱلۡأَرۡضِ مِثۡلَهُنَّۖ يَتَنَزَّلُ ٱلۡأَمۡرُ بَيۡنَهُنَّ لِتَعۡلَمُوٓاْ أَنَّ ٱللَّهَ عَلَىٰ
كُلِّ شَيۡءٖ قَدِيرٞ وَأَنَّ ٱللَّهَ قَدۡ أَحَاطَ بِكُلِّ شَيۡءٍ عِلۡمَۢا ١٢



(6) Bëjuni atyre vend në mesin tuaj, që të banojnë aty ku banoni edhe ju, me aq mundësi sa të keni. Dhe mos ua vështirësoni atyre qëndrimin mes jush, me fjalë apo shqetësime, me qëllim që t'i detyroni të dalin. Në qoftë se ato kanë mbetur shtatzënë, ju e keni për detyrë që të shpenzoni për to derisa ato të lindin. E nëse ato u japin gji fëmijëve tuaj, atëherë jepuni atyre pagesë për gjidhënien e tyre dhe trajtojini ato me dinjitet e mirësjellje. Nëse nuk bini dakord për pagesën, atëherë babai le të marrë një mëndeshë tjetër me pagesë.
(7) I pasuri duhet të shpenzojë, për ish-gruan e për fëmijën e tij, sipas bollëkut dhe pasurisë që ka, duke u ofruar atyre vlerën më të mirë e jo vlerën më të ulët, por, nëse atij i është pakësuar furnizimi dhe nuk ka pasuri të mjaftueshme, atëherë le të japë për ta, diçka prej asaj me të cilën e ka furnizuar Allahu.
Allahu nuk e ngarkon njeriun me përgjegjësi, përveçse me aq sa Ai ia ka mundësuar, të japë apo të bëjë. Allahu pas çdo vështirësie *(skamje)* ka për të sjellë lehtësime *(begati)*, prandaj mos u frikësoni që t'u jepni.

*<u>*Pasi Allahu përmendi një sërë urdhëresash, u drejtohet besimtarëve që të mos ua kthejnë shpinën urdhrave e dispozitave të Tij, e për pasojë t'i gjejë edhe ata ajo që i gjeti popujt e mëparshëm, të cilët i nëpërkëmbën dhe i shpërfillën porositë e Tij:*</u>
(8) Sa të shumta kanë qenë vendbanimet që, pasi u treguan kryeneçë ndaj vendimit të Zotit dhe ndaj urdhrave të profetëve të Tij, Ne i gjykuam ata rreptësisht dhe i dënuam që në këtë botë me vuajtje të tmerrshme, që ata nuk i patën njohur kurrë më parë.
(9) E kështu ata i shijuan pasojat e rënda dhe shkatërruese të vendimit tyre.
(10) Allahu ka përgatitur për ta në botën tjetër, vuajtje vërtet të vështirë, për mospërfilljen e tyre ndaj vendimeve të Tij. Prandaj kini frikë Allahun, o mendarë që u keni besuar shpalljeve të cilat Allahu i ka zbritur si përkujtim për ju.
(11) Përkujtuesi i juaj është ky i Dërguar, që jua lexon shpalljet të Allahut, për t'i nxjerrë në dritën e udhëzimit ata prej jush që besojnë dhe bëjnë vepra të mira. E, kush vazhdon t'i besojë Allahut dhe vazhdon të punojë vepra të mira, Allahu ka për ta futur në kopshtet e Xhenetit, nën keshtjellat e pemët e të cilit rrjedhin lumenj dhe ku qo të qëndrojnë përgjithmonë.
(12) Allahu është Ai, i Cili i ka krijuar shtatë palë qiej e po aq edhe Toka. Në to zbret Vendimi i Tij për çdo gjë që ju e shihni të ndodhë, në mënyrë që me këtë ju ta dini se Atij i binden çfarë ka në qiej e çfarë ka në Tokë. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë dhe ka përfshirë gjithçka me dijen e Vet absolute!

**Mësime nga ajetet:**

- Nëse gruaja e ndarë e ka lindur fëmijën, përgjegjësinë për strehimin, veshmbathjen, ushqimin madje edhe pagën për gjidhënien e tij e ka detyrë i ati, ndërsa nëna nuk ka përgjegjësi asnjërën nga këto.
- Dispozitat dhe përgjegjësitë janë aq sa njeriu ka mundësi të realizojë prej tyre, jo përtej mundësisë.
- Besimi se Allahu ka mundësi për gjithçka dhe se dija e Tij e ka përfshirë çdo gjë, e ndihmon njeriun ta kuptojë se Allahu për çdo gjë është me të, duke bërë që të arrijë lumturinë e qetësinë shpirtërore.

## SURJA “ET-TAHRIM”
*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*




### Nga qëllimet e sures:
Ftesa për t’i ndërtuar shtëpitë mbi bazën e shenjtërimit të caqeve të vendosura nga Allahu dhe dhënia përparësi vetëm e kënaqësisë së Tij.

### Shpjegimi i ajeteve:
(1) O i Dërguar! Përse po ia ndalon vetes atë që Allahu ta ka lejuar ty, duke të kërkuar me këtë kënaqësinë e grave tuaja, me qëllim që ato të mos mërziten e të mos bëhen xheloze mes tyre! Megjithatë Allahu është Falës e Mëshirëplotë me ty.
(2) Gjithsesi, Allahu tashmë jua ka caktuar dispozitën sesi të liroheni nga betimet tuaja nëse gjeni diçka më të mirë se ato apo kur nuk arrini t’i mbani. *(shih: el-Maide:79)*. Allahu është Ai që ju ndihmon, e di mirë gjendjen tuaj është i Urtë në gjithçka urdhëron dhe paracakton.
(3) Kujto kur Profeti i tregoi njërës prej grave të tij (Hafsës) një sekret (se nuk do të kishte intimitet me robëreshën Mari) dhe ajo ia shfaqi këtë sekret Aishes! Atëherë Allahu e njoftoi Profetin e Tij për nxjerrjen e sekretit dhe Profeti e qortoi Hafsan. I tregoi asaj një pjesë të sekretit që ajo kishte nxjerrë, ndërsa heshti për pjesën tjetër. Hafsa e pyeti se kush e kishte njoftuar atë për daljen e sekretit dhe Profeti i tha: “Ma tregoi i Dituri për gjithçka e i Informuari mbi çdo të fshehtë.”
(4) Nëse ju pendoheni tek Allahu sepse dëshiruat diçka që urrente i Dërguari, Allahu ka për t’ju falur. Mirëpo nëse të dyja vazhdoni ta lëndoni atë *(Profetin)* me këto ngatërresa, dijeni se Allahu është Përkrahësi i tij, me Xhibrilin, me besimtarët e sinqertë e të përkushtuar, dhe pas kësaj, të gjithë engjëjt do t’i dalin atij në mbështetje me lutjet e tyre.
(5) Ndoshta Zoti i tij ka për t’ia kompensuar mungesën tuaj - nëse ai do t’ju ndante - me gra edhe më të mira sesa ju, që u nënshtrohen urdhrave të Allahut, që i besojnë Atij dhe të Dërguarit, që i binden Allahut, që pendohen nga gabimet, që e adhurojnë me përkushtim Zotin e tyre dhe agjërojnë, qofshin ato të martuara më parë apo edhe të pamartuara.

*Pasi e përmendi Allahu se si duhet të jetë një familje e vërtetë besimtarësh, duke zhdukur mëritë, zënkat dhe xhelozitë mes tyre, u kujtoi atyre përgjegjësinë e madhe që ata kanë marrë mbi vete, me pranimin e Imanit (besimit).

(6) O ju që keni besuar, duke i vënë në zbatim porositë Allahut! Ruajeni veten dhe familjen tuaj prej punëve e sjelljeve, që ju çojnë në Zjarr të Xhehenemit, lënda djegëse e të cilit janë vetë njerëzit dhe gurët *(nga squfuri)*. Mbi atë vend ka engjëj të tmerrshëm e të ashpër, që nuk e kundërshtojnë kurrë Allahun në atë që i ka urdhëruar dhe e kryejnë çdo gjë me të cilën ata urdhërohen.
(7) Mohuesve do t’u thuhet në Ditën e Ringjalljes: “O ju që patët mohuar! Mos u justifikoni sot për mohimin dhe gjynahet tuaja, sepse nuk do t’ju pranohen arsyetimet. Në të vërtetë, ju po ndëshkoheni vetëm për shkak të mohimit tuaj dhe asaj që keni bërë, pasi po ta kishit besuar Ditën e Gjykimit, fuqinë e Allahut dhe thirrjen e të dërguarve të Tij, ju nuk do t’i kishit bërë ato që i keni bërë e nuk do e kishit këtë përfundim.”

### Mësime nga ajetet:
- Legjitimimi i shpagimit të betimit.
- Pozita dhe mbrojtja që gëzonte i Dërguari tek Zoti i tij.
- Prej fisnikërisë që Profeti (a.s.) kishte me gratë e tij ishte se ai nuk kalonte në ekstrem gjatë qortimit, por i anashkalonte disa prej gabimeve, që të ruante dashurinë dhe harmoninë në familje.
- Allahu e bëri besimtarin përgjegjës për veten, për familjen e për çdokënd që e ka nën kujdesin e vet.

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ تُوبُوٓاْ إِلَى ٱللَّهِ تَوۡبَةٗ نَّصُوحًا عَسَىٰ رَبُّكُمۡ
أَن يُكَفِّرَ عَنكُمۡ سَيِّـَٔاتِكُمۡ وَيُدۡخِلَكُمۡ جَنَّٰتٖ تَجۡرِي
مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُ يَوۡمَ لَا يُخۡزِي ٱللَّهُ ٱلنَّبِيَّ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ
مَعَهُۥۖ نُورُهُمۡ يَسۡعَىٰ بَيۡنَ أَيۡدِيهِمۡ وَبِأَيۡمَٰنِهِمۡ يَقُولُونَ رَبَّنَآ
أَتۡمِمۡ لَنَا نُورَنَا وَٱغۡفِرۡ لَنَآۖ إِنَّكَ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ قَدِيرٞ ٨
يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّبِيُّ جَٰهِدِ ٱلۡكُفَّارَ وَٱلۡمُنَٰفِقِينَ وَٱغۡلُظۡ عَلَيۡهِمۡۚ
وَمَأۡوَىٰهُمۡ جَهَنَّمُۖ وَبِئۡسَ ٱلۡمَصِيرُ ٩ ضَرَبَ ٱللَّهُ مَثَلٗا
لِّلَّذِينَ كَفَرُواْ ٱمۡرَأَتَ نُوحٖ وَٱمۡرَأَتَ لُوطٖۖ كَانَتَا تَحۡتَ
عَبۡدَيۡنِ مِنۡ عِبَادِنَا صَٰلِحَيۡنِ فَخَانَتَاهُمَا فَلَمۡ يُغۡنِيَا عَنۡهُمَا
مِنَ ٱللَّهِ شَيۡـٔٗا وَقِيلَ ٱدۡخُلَا ٱلنَّارَ مَعَ ٱلدَّٰخِلِينَ ١٠
وَضَرَبَ ٱللَّهُ مَثَلٗا لِّلَّذِينَ ءَامَنُواْ ٱمۡرَأَتَ فِرۡعَوۡنَ إِذۡ
قَالَتۡ رَبِّ ٱبۡنِ لِي عِندَكَ بَيۡتٗا فِي ٱلۡجَنَّةِ وَنَجِّنِي مِن فِرۡعَوۡنَ
وَعَمَلِهِۦ وَنَجِّنِي مِنَ ٱلۡقَوۡمِ ٱلظَّٰلِمِينَ ١١ وَمَرۡيَمَ ٱبۡنَتَ
عِمۡرَٰنَ ٱلَّتِيٓ أَحۡصَنَتۡ فَرۡجَهَا فَنَفَخۡنَا فِيهِ مِن رُّوحِنَا
وَصَدَّقَتۡ بِكَلِمَٰتِ رَبِّهَا وَكُتُبِهِۦ وَكَانَتۡ مِنَ ٱلۡقَٰنِتِينَ ١٢



(8) O ju që keni besuar, e i zbatoni porositë e Allahut! Pendohuni sinqerisht tek Allahu për të gjitha gjynahet, sa jeni në këtë botë, me shpresën se Zoti ka për t'ua fshirë të këqijat dhe ka për t'ju futur në kopshtet e Xhenetit, nën kështjellat e pemët e të cilit rrjedhin lumenjtë e përjetësisë në Ditën e Gjykimit. Atë ditë kur Allahu kurrsesi nuk ka për ta poshtëruar Lajmëtarin e Vet dhe as ata që patën besuar së bashku me të *(Sahabët)*, siç ka për t'i poshtëruar hipokritët. Në errësirën e asaj dite besimtarëve do t'u prijë drita e punëve të tyre përpara dhe në të djathtë të tyre për të hyrë në Xhenet. Pasi të shohin se si Allahu i poshtëron hipokritët në mesin e tyre, duke ua fikur dritën e veprave sipërfaqësore që kanë bërë për tu dukur në jetën e dynjasë, besimtarët do të thonë: "O Zoti ynë! Na e plotëso e na e mbaj edhe më shumë dritën tonë, derisa të hyjmë në Xhenet dhe na i fal neve padrejtësitë e gjynahet, se me të vërtetë Ti ke mundësi për çdo gjë!"
(9) O Nebij *(Lajmëtar)* i Allahut! Kundërpërgjigjju mohuesve e hipokritëve që pengojnë njerëzit prej shpëtimit e tregohu i ashpër ndaj tyre, para se t'i zërë ndëshkimi i Allahu e vendkthimi i tyre të jetë Xhehenemi, se ndoshta kthehen dhe besojnë. Nuk ka vendkthim më të keq për ta se Xhehenemi!
(10) Atyre që mohuan e mendojnë se pasja e ndonjë afërsie me besimtarët ndoshta ka për t'i shpëtuar ata në botën tjetër, Allahu u sjell shembull gruan e Nuhut dhe gruan e Lutit. Ato, edhe pse ishin nën kurorën e dy prej robërve Tanë vepërmirë, sërish nuk u treguan besnike ndaj tyre, prandaj ajo afërsi nuk u solli atyre asnjë dobi për të shpëtuar prej dënimit të Allahut, e *(në jetën e varrit)* atyre u është thënë: "Hyni tani në turmën e atyre që do të hyjnë në zjarr, së bashku me ata që do të hyjnë pas jush e kanë vepruar si ju!"
(11) Ndërsa atyre që besuan e që mendojnë se të qenit e tyre nën dhunën e presionin e mohuesve dhe të hipokritëve do të ndikojë negativisht në besimin e tyre, Allahu u sjell si shembull gruan e Faraonit, kur ajo besoi e iu drejtua Zotit të vet dhe tha: "O Zoti im, më ndërto pranë Teje një shtëpi në Xhenet dhe më shpëto nga mizoria e Faraonit dhe e keqja e punëve të tij! Më shpëto mua nga ky popull zullumqar e keqbërës që e duan të keqen më shumë se të mirën!"
(12) Si dhe shembullin e Merjemes, bijës së Imranit, e cila e ruajti nderin e saj në mënyrën më dinjitoze, pastaj Ne frymë në të *(nëpërmjet Xhebrailit)* një shpirt prej shpirtrave Tanë, duke lindur kështu Isain. Ajo u besoi me plot bindje premtimeve të Zotit dhe librave të zbritura prej Tij. Ajo ishte e përulur dhe prej atyre që zbatojnë porositë e Allahut e i luten Atij gjithmonë.

### Mësime nga ajetet:

- Pendimi i sinqertë në këtë botë, që të të falen gjynahet, është më i sigurt se në errësirën e asaj dite.
- Xhihadi*(kundërpërgjigjia)* me dije, argument dhe, nëse e kërkon nevoja, edhe me luftë, tregon rëndësinë e madhe që ka shpëtimi i njerëzve prej asaj që Allahu ka përgatitur për mizorët e mohuesit e Tij.
- Afërsia e lidhjeve miqësore dhe familjare nuk ka për t'i sjellë njeriut asnjë dobi në Ditën e Gjykimit, nëse ata i ndan besimi.
- Dëlirësia e largimi prej çdo vesi e sjelljeje të keqe është veçori e besimtareve të mira e të përkushtuara.